Titulli i origjinalit: *Sfekes*

*Përkujdesja grafike:* Lavdie Cenmurati
*Kopertina:* Irena Toçi

*Botues:* Fatmir Toçi




ISBN 99927 - 1 - 374 - 7



SHTËPIA BOTUESE TOENA
Rr. "Muhamet Gjollesha", K.Postare 1420, TIRANE
Tel.: 00355 4 240116; 240117
Tel./Fax: 00355 4 227232; 240117
e-mail: toena@icc.al.eu.org
http://www.toena.al.com

# *Nga kohërat e Aristofanit*

*Jetojmë në kohëra shndërrimesh marramendëse të bindjeve, besimeve, idhujve. Oreçast një varg vlerash rrëzohen në pluhur e nxirren nga përdorimi si antivlera, ndërsa në vend të tyre ngrihen kulte të reja ose, më shpesh, të vjetra por të lyera me një bojë të re. Shoqëria lëviz me shpejtësi, si ndër ethe; konsiderohet turp të mbetesh prapa, prapa dritave të shkëlqyera të veturave, dyqaneve dhe ndërtesave luksoze. Të rrish e të mendohesh duket sikur s'ka kohë, për shumëkë nuk ka as nevojë. Duket sikur aq më pak ka kohë e nevojë për kujtimet, meditimet, analizat. Ka ndryshuar edhe vetë nocioni i kohës. Ajo që ka ndodhur përpara dhjetë vjetësh na ngjan sikur i përket një shekulli e një njerëzimi krejt tjetër, ndërsa lashtësia nuk hyn në asnjërin prej parametrave të përfytyrimeve tona, ajo sikur është tjetër botë fare. Madje nuk mungojnë përpjekjet, të ndërmarra në formën e pseudoartit e të pseudofilozofisë, për të na bindur se librat, statujat dhe mumjet e antikitetit nuk bën të hapen e të preken, pasi qenkan gjëra jo thjesht të vdekura, por edhe të nëmura, vdekjesjellëse.*

*Shfaqja në këto kohërat tona, të mbushura me feksje iluzionesh mes një errësire pa ideale, e një stërgjyshi tonë të quajtur Aristofan mund të*

*duket si një rrallësi, madje, pse jo, një absurditet. Ç'mesazhe mund t'u sjellë njerëzve modernë pas dy mijëvjeçarësh e gjysmë një grek i një qytetërimi tanimë të shuar? A kanë nge brezat e sotëm, të kredhur në një ekzistencializëm të mbrujtur gjithnjë e më dendur me edonizëm vulgar, të mbajnë vesh humorin për shumë aspekte plebejan por në thelb aq filozofik dhe, për sa na takon të gjithëve megjithatë, transcendental të një urtari të lashtë?*

*Por Aristofani është çapitur përsëri deri në kohën tonë dhe ne duam s'duam, përmes ca ritmesh të qëmoçme e pothuaj zanafillore, por sidoqoftë jo aq të huaja, do t'ia ndjejmë atë zërin e tij të çuditshëm, zërin e një kohe që tek e thjeshta gjente gjenialen e të vërtetën, dhe do të rrokim kështu përmes fjalësh befasisht të qarta disa të vërteta, që na shoqërojnë prej kohësh që s'mbahen mend, do të kuptojmë kështu edhe një herë se cilët jemi e sa përpara vërtet kemi bërë.*

*Aristofani na vjen si lajmëtar i një kohe që ne e quajmë qytetërimi i lashtë grek. Ai është banor i qytetit më të njohur të lashtësisë greke, Athinës, në kohën kur kjo po përjetonte fazën e fundit të shkëlqimit e të zhvillimit si qendra më e rëndësishme politike, ekonomike, kulturore e artistike e gjithë Mesdheut. Athina e Aristofanit është në krizë të plotë. Politikisht: demokracia ka degraduar në demagogji, sepse më tepër se kurrë mbledhjet e popullit janë shndërruar në mbledhje të turmave, ku i dëgjohet zëri më shumë atij që di të bëjë premtimet më boshe, shkurt të gënjejë më pa turp e në mes të ditës, dhe politika e arsyes është zëvendësuar nga politika e rrugës. Ekonomikisht: gjithçka po rënohet për shkak të luftës së zgjatur dhe me perspektivë gjithnjë e më ogurzezë kundër Spartës. Moralisht: ndryshimet e thella pasurore midis njerëzve kanë sjellë shtimin e parazitizmit, korrupsionit dhe zvetënimit dhe rënien*

*e vlerës së punës prodhuese e krijuese. Shkencërisht: kërkimeve filozofike të të vërtetave në të gjitha fushat e përvojës njerëzore ua kanë zënë vendin spekullimet e gjithfarshme e të paparimta, që synojnë vetëm një gjë, pasurimin. Artistikisht: mbi epikën, tragjedinë dhe lirikën e madhe po triumfon përditë e më tepër komedia, satira, të qeshurit me e pa shkak me gjithçka, hyjnore apo tokësore qoftë.*

*Aristofani këtë e sheh dhe e kupton, ai vetë është një poet i dhembjes, që e gërryen për rënien e qytetit të tij. Është kundër manisë së vegjëlisë për forma të tilla pseudodemokratike siç janë spiunllëqet e gjyqet e falsifikuara, si dhe për qejfet, pasurinë e pamerituar e zhgërryerjen mes vesesh. Është kundër atyre qindra sekteve pseudoshkencore e rrymave psuedoartistike, që gëlojnë në Athinë e që po rrënojnë së brendshmi shoqërinë e saj. Është kundër klasës politike, e cila përmes demagogjisë po e drejton vallen e vdekjes së qytetit qoftë përbrenda, qoftë në arenën e jashtme duke zhvilluar një luftë pa kompromis me Spartën. Sa do të donte të mund të ndihmonte për të parandaluar gjëmën! Prandaj nuk trembet t'u bëjë thirrje bashkatdhetarëve për të bërë paqe me spartanët; nuk ia përton të qortojë e të thumbojë egërsisht të gjithë mashtruesit e dijes, sofistët në ballë; nuk ndalet përpara damkosjes si mashtrues të popullit të të gjithë atyre politikanëve, që e kanë bërë politikën mjet pasurimi vetiak; së fundi, nuk ngurron të shpotisë edhe vetë popullin, që ka rënë aq poshtë sa t'u shkojë pas ca mashtruesve me damkë e të bëhet qolja i tyre.*

*Po edhe ai në fund të fundit është viktimë e kohës, edhe ai është një demistifikues i madh i ideales. Aristofani shpotit artin tragjik të kohës dhe hyjnitë e Olimpit. Aristofani shpotit të gjitha pseudodijet dhe psuedodijetarët e kohës, ai shpotit politikanë të ndryshëm. Por çfarë*

*afirmon ai? Cilat janë mesazhet pozitive të këtij satiriku të madh? Vërtet satira, komedia nuk afirmojnë, ato pastrojnë shoqërinë përmes fshikullimit të të këqiave, por kur satira, komedia dalin në ballë të artit, shoqëria njerëzore i ka keq punët. Dhe vërtet Athina nuk e mori më vetën kurrë nga rënia që kishte filluar që në gjallje të Aristofanit. Mund të përfytyrohet hidhërimi dhe dëshpërimi i këtij njeriu të zgjuar, tek shikonte rrokullimën e qytetit të dashur. Çdo gjë ideale, hyjni të Olimpit, art, filozofi kishte dalë ose përfunduar në një bllof, ndërsa përpara shihej një mbizotërim i pakufi i maskarallëkut më të rëndomtë. E vjetra po shembej, por vendin e saj nuk po e zinte diçka premtuese, që të ngrohte zemrën dhe të mbushte me optimizëm. Përkundrazi, e reja ishte diçka që për nga pështirësia po e tejkalonte çdo masë të së kaluarës. Kundër kësaj të keqeje të re në formë, por tepër primitive në brendi Aristofani lëshohet me të gjithë mprehtësinë e sarkazmës së tij. Dhe shikuesit qeshnin, qeshnin me veten e me punët e tyre, por bota nga kjo nuk u bë më e mirë. Kjo është në thelb drama e vërtetë e Aristofanit si qytetar i shquar i Athinës së lashtë, kjo është drama e vërtetë e kohës së tij, kjo është drama e mesazheve të komedive të Aristofanit, dy prej të cilave lexuesi merr sot në dorë.*

.................................................................

*Ne dhamë vetëm disa ide rreth atij mesazhi të madh që bart Aristofani e që lexuesi do ta gjejë duke lexuar "Plutin" e "Grerakët". Na vjen vetëm t'u bëjmë thirrje atyre: "Vërjani veshin Aristofanit, o njerëz!"*

*Përkthyesi*

## Vetët

| | |
|---|---|
| FILOKLEONI | *qytetar athinas* |
| BDELIKLEONI | *i biri.* |
| SOSIA, KSANTIA | *skllevër të Filokleonit* |
| KORI | *i pleqve-grerakë.* |
| DJALI | *i korifeut* |
| QENI | *i lagjes kidathinase* |
| BASHKEGOSTIARI | |
| BUKEPJEKESJA | |
| ANKUESI | |

FIGURANTË: *një fyelltare, Herefonti, ankues të ndryshëm, dëshmitarë, skllevër.*

# PROLOG

*Shtëpia e Filokleonit, e mbuluar që nga kulmi i çatisë me një rrjetë. Mugëtirë mëngjesi.Të përgjumur në të dy anët e derës Sosia dhe Ksantia. Lart në çati fle Bdelikleoni.*

SOSIA
*(duke zgjuar shokun)*

Ksantia, mor zuzar, pa thuajmë ç'bën aty?

KSANTIA

Përpiqem, siç e sheh, të shtyj shërbimn' e natës.

SOSIA

Mos vallë, miku im, kërkon të hash dajak?
Harrove ç'malukat në ruajtje na u la?

KSANTIA

Aspak, veç paskam qejf t'ia marr një hop me gjumë.

SOSIA

Më qafë veten paç! Por, s'di se si, dhe mua
një gjumë ëmbëlosh dy sytë po m'i mbyll.

KSANTIA

Hej, ç'pate, lojte mendsh që lot si koribant[1] ?

SOSIA

Jo, jo, po më përkund Sabazi - zot' i verës.

KSANTIA

Të dy, me ç'po shikoj, nderokemi një zot.
Se ja tani, e ndjej, dhe mua mbi qepalla
një gjumë plumb më vjen nga hyu aziatik...
Oh ç'ëndërr mrekulli shikova këtë çast!

SOSIA

Dhe unë! Lëre ç'ish! Të tillë s'pashë kurrë.
Por fol më parë ti!

KSANTIA

Një shqipe madhështore
m'u bë sikur u ul mes tregut të qytetit.
Dhe, kur pas pak u ngrit drejt qiellit fluturim,

---

[1] *Koribantët, priftërinj të kultit të Cibelës, i kremtonin ritet e tyre me valle frenetike.*

shtrëngonte ndër çaponj një shqyt të lar' në bronz,
që befas posht' u flak... nga trimi Kleonim[1].

SOSIA

Ky Kleonimi ngjan si gjëagjëz' e gjallë.
Se ja, tek pi me miq, njeriu mund t'u thotë:
"O miq, e gjeni dot se cila kafshë qe,
që shqytin flaku tej në det e qiell e dhe?"

KSANTIA

Ç'e ligë kushedi më pret mua fatzinë?
Kjo ëndërr ç'kob më ndjell?

SOSIA

Për hyjtë, hiçasgjë!
Fli mendjen, kaq të them, e mos u sëkëlldis!

KSANTIA

Si s'qenka ters, kur sheh dikë që shqytin hedh?
Po nejse, ti çfar' pe?

SOSIA

Oh, lëre ç'ëndërr qe!
Dhe kish një thelb, një bosht: anijen shtetërore.

---

[1] *Aluzion sarkastik për demagogun Kleon. Në greqisht Kleonim do të thotë "i quajtur Kleon". Me këtë personazh Aristofani ka parodizuar edhe në një sërë komedish të tjera. Këtu Aristofani me flakjen e shqytit akuzon për burracakërinë e Kleonit.*

KSANTIA

Aher' më thoj gjithçka nga bashi gjer në kiç.

SOSIA

Atje në shesh m'u shfaq, tek bëja gjumn' e parë,
një tufë me deshinj të mbledhur në kuvend,
në dorë një bastun, në shtat një tallagan.
Pastaj një peshkaqen mes tyre vura re,
që fliste papushim tamam si demagog,
dhe kish një zë, ç'të them, si derri nën hanxhar.

KSANTIA

Aman! Aman!

SOSIA

Pse, ç'ke?

KSANTIA

Oh, mjaft, mos fol më tej!
Kjo ëndërr kundërmon siç qelbet një lëkurë[1].

SOSIA

Pastaj ky peshkaqen, ky qen makut peshonte
dhjam' demi me kandar.

---

[1] *Kleoni merrej me tregti lëkurësh.*

KSANTIA

Oh, mjerë, mjerë ne!
Mjer' demosi, medet, që ky po e përçan.

SOSIA

Dhe pashë pranë tij, të ulur shesh përdhe,
Theorin[1] që m'u duk tamam si një sorrak.
Ndërkohë belbacuk më flet Alkibiadi:
"Theolin pa vështro, s'të duket si sollak[2] ?

KSANTIA

Belbuq, belbuq, vërtet, po pikës i ka rënë.

SOSIA

Po s'të habit ndopak Theori si sorrak?

KSANTIA

Më bukur s'ka ku shkon.

SOSIA

Si vallë?

---

[1] *Pasues dhe lajkatar i Kleonit.*

[2] *Aristofani krijon lojëra fjalësh me belbëzimin e Alkibiadit, një tjetër figurë e shquar politike e kohës, i konsideruar dhe i stigmatizuar si demagog prej komediografit.*

KSANTIA

Do të dish ?
Thjesht fare: nga njeri u kthye në sorrak?
Ahere nga ky çast gjithkush nga ne shpreson
ky korb të hiqet nesh, te korbat të mbarojë.

SOSIA

I paske hak, or mik, dy obola shpërblim,
që ditke fët e fët çdo ëndërr ta shpjegosh.

KSANTIA

Shikuesve tani për ngjarjen do t'u flas.
Por, para se të nis, dy fjalë do t'u them:
Nga ne mos prisni kot diçka tepër të lartë
e as humor vulgar siç bëhet në Megarë.
Nuk ka as ndonjë skllav me arra, bonjëri,
që njerzit i gostit, as Herakliu s'del
si hamës që vajton përpara sofrës bosh.
Në lojë s'vemë sot tragjikun Euripid[1],
dhe në se një Kleon ka fat e korr sukses[2],
s'na shkon aspak ndër mend ta shtypim në havan.
Ne kemi një subjekt me kripë dhe lezet,
që mendja e gjithkujt e rrok me lehtësi
dhe ka më tepër tharm nga ç'kanë plot të tjerë.
Ne kemi një padron, goxha padron të madh,
që këtë hop po fle ja lart përmbi çati.
Ai na vu këtu të bëjmë sytë katër,

---

[1] *Ndër objektet e thumbimit Aristofani pati edhe tragjedianin e njohur Euripid, të cilin e kritikonte për shmangiet nga stili i lartë i Eskilit.*

[2] *Në vitin 425 p.e.s. athinasit fituan një betejë pranë ishullit Sfakteria.*

i ati asnjë hap jasht' pragut të mos hedhë.
Plakushi heq, lëngon nga një çudi-lëngatë,
që asnjeri s'e di as mendja nuk ia pret,
në mos ia thënçim ne. Pa hë, e gjeni dot?
*(Shënon me gisht drejt një shikuesi)*
Aminia atje tej, i biri i Pronapit
plakushin na e mban qejfli të madh për zar.
Për besë, vet' ai lëngon nga ky ilet.
Por kjo qëndron ama: që plaku ësht' qejfli.
Sosinë po dëgjoj, që me Derkylin flet
e plakun na e bën qejfli që kupat than.
S'e gjeti: këtë huq paria veç e ka..
Nga an' e tij ky Nikostrati skambonidas
flidashës e thërret o ndofta botëdashës,
Jo botëdashës, Nikostrat, të çaftë ujku!
Se Botëdashësi[3], o miq është dylber.
Po flisni kot, e shoh, e nuk po gjeni gjë.
Prandaj, në ju pëlqen, dëgjoni mbani vesh,
t'ju them tani në çast ç'sëmundje ka imzot.
Qejfli për gjyqe s'gjen një tjetër si ai.
Të jetë veç gjyqtar - kjo është ëndrr' e tij,
dhe liget, bëhet keq, kur s'rri në rresht të parë.
Tër' natës si lugat s'vë gjumë hiç në sy,
po edhe kur qëllon t'i mbyllë për një çast,
me mendje fluturon në gjyq tek or' e ujit[4] .
Dhe kaq iu bë zakon të mbajturit e votës,
sa shtratin që kur le, tre gishtat tok i mban,
siç bën kush me temjan kremton muajin e ri.
Pastaj, kur sheh diku mbi portë ndonjë shkrim
"O Demos ylli rrofsh, o bir i Pirilampit!"

---

[3] *Me sa duket është fjala për ndonjë athinas të njohur për veset e tij.*
[4] *Nëpër gjyqe viheshin orë uji (klepsidra) që masnin kohën e caktuar për ligjëratat e gojëtarëve.*

ai shton fët e fët: "Kuti, o xhan, më rrofsh!".
Dhe meqë gjel' i tij këndon kur bëhet muzg,
për të këtu ka gisht ndonjë i akuzuar,
që gjelin me rryshfet e bind ta zgjojë vonë.
Prandaj këpucët lyp t'ja sjellin sa ha darkë
dhe niset për në gjyq më parë se kushdo,
pas shtyllës ngjitur fle, puthitur si kërmill.
Aq është shpirtkatran, sa për këdo gjithnjë
të gjatën vijën heq[1] e kthehet në shtëpi
llangosur thonjt' me dyll si bletë a grerak.
Për vota gjithashtu ka hall mos mbetet keq,
ndaj zaje mbledh e mban t'i ketë për në gjyq.
Ja pra mani' i tij. Dhe gjyqet sa t'ia shash,
më keq ai i do[2] .Të mbyllur ndaj me kyç
e ruajmë or' e çast që të mos ikë dot.
I biri këtë huq s'ia do, nuk ia honeps,
dhe sefte u përpoq t'ia mbushte mendjen top
mos vishej si gjyqtar, mos dilte asgjëkund.
Më kot se fjal' e tij në vesh të shurdhët ra.
As banja s'bëri gjë, as kripa s'pat dobi.
E shpunë pra tek koribantët, por ai
me gjith' daulle iku vrap fill e në gjyq.
Kur më në fund u pa se s'dhanë gjë as ritet,
anijes at e bir i hipën për n'Egjinë
dhe natën plaku fjet në tempull të Asklepit[3]
Por herët si lugat në gjyq u gjend sërish.
Q'ahere rreptësisht s'u la të dalë më,
veç as ai s'u dha: s'mbet baxhë, tubacion

---

*[1] Gjyqtarët shënonin në një tabelëz dylli një vijë të gjatë a të shkurtër, sipas masës së dënimit që kërkonin.*

*[2] Këto dy vargje janë marrë nga tragjedia e humbur e Euripidit "Stenebeja".*

*[3] Asklepi ose Eskulapi ishte hyu i mjeksisë dhe fjetja në tempullin e tij shikohej si formë kurimi.*

ku s'vajti e u fut. Nuk mbetëm pas as ne:
çdo plasë e çdo shteg me shtup' e zumë shpejt.
Ai ca thumba gjet, i nguli vrap në mur
dhe jashtë nëpër to si korb u kacavar.
Ahere në oborr një rrjetë rretheqark
ne vumë dhe tani përgjojmë papushim.
Për emrat më në fund diçka: matufi plak
e ka Filokleon[3] ; nuk bëj shaka. I biri
Bdelikleon[1] , dhe vjen i rëndë e nopran.

BDELIKLEONI
(nga maja e çatisë)

Ksantia edhe ti, Sosia, fjetët - a?

KSANTIA

Medet!

SOSIA

E ç'ke?

KSANTIA

S' dëgjon? U ngrit Bdelikleoni.

BDELIKLEONI

Hej, ju! Këtu me vrap të vijë një nga ju!
Babai këtë çast ka hyrë në kuzhinë

[3] *Në greqisht do të thotë idhtar i Kleonit.*
[1] *Do të thotë përbuzës i Kleonit.*

dhe posi mi zevzek se ç'nget e bubërron.
Pra ti shih me kujdes mos del e ik nga sqolli!
*(Sosia shkon)*
Ti tjetri mos u tund nga porta!

KSANTIA

Po, imzot!

BDELIKLEONI

O Posejdon i madh! Ç'ka hyrë në oxhak?
*(Nxjerr kokën Filokleoni)*
Hej ti kush je?

FILOKLEONI

S'më sheh? Jam tymi që po dal.

BDELIKLEONI

Si, tymi? Po nga ç'dru?

FILOKLEONI

Dru fiku[1], merret vesh.

BDELIKLEONI

Për Zeusin, nuk ka tym që fik më keq se ky.
Akoma po më rri? Dal pa...! Kuësht' kapaku?
Haj zbrit!

---

[1] *Në Greqinë e vjetër spiunët, kallëzuesit quheshin sikofantë (kallëzues të vjedhësve të fiqve).*

*(vendos kapakun)*
Për siguri po vë edhe një shkop.
Tani, në daç, sajo një tjetër marifet.
Veç s'paska më fatzi se unë në dynja:
që sot do jem, e di,Tymushi, bir i Tymit.

KSANTIA

Po shtyn te dera, shpejt.

BDELIKLEONI

Si burrat edhe ti
qëndro e mos u jep, se erdha, ja, po zbres.
Veç llozin ki kujdes e sytë mos ja ndaj,
kujdes mos rezen bren e derën na e hap.

FILOKLEONI
(që prapa derës)

Më lini, faqezinj, më lini gjer në gjyq,
përndryshe, ah medet, shpëtoi Drakontidi[2].

KSANTIA

Po ç'punë të prish ty?

FILOKLEONI

Më prish posi: dikur
orakulli delfik më tha se atë çast
që del dikush pa faj, do shuhem, do bëj bam.

---

[2] *Veprimtar politik, pjesëmarrës në lëvizjen me prirje oligarkike, që solli në pushtet Tridhjetë tiranët (viti 404 p.e.s.)*

KSANTIA

Ah ç'profeci, o shpëtimtari Apollon!

FILOKLEONI

T'u bëfsha, më lësho, përndryshe do pëlcas.

KSANTIA

Për Poseidonin, jo, s'të lë, Filokleon.

FILOKLEONI

Me dhëmbë rrjetën do ta brej e do të dal.

KSANTIA

Me ç'dhëmbë? Ti s'ke hiç!

FILOKLEONI

Medet,medet, ç'më gjet !
Të mundja të të vras! Po si? Hej nëmni shpejt,
një shpatë a në mos ndonjë tabelëz gjyqi.

BDELIKLEONI
*(zbret nga çatia)*

Diçka të kobshme ky njeri po përgatit.

FILOKLEONI

Për Zeus jo, veç kam ndër mend të nxjerr ta shes

gomarin në pazar me hejbe e samar.
Sot është hën' e re[1].

BDELIKLEONI

E çë pastaj? Nuk bën
të vete unë e ta shes?

FILOKLEONI

Si unë jo!

BDELIKLEONI

Më mirë pa dyshim!

FILOKLEONI

Ahere nxirre pra!

KSANTIA

Pa shih me ç'marifet përpiqet ky finok
të dalë që këtej!

BDELIKLEONI

Me mua veç s'i shkon,
se ç'ka kurdisur e nuhas për bukuri.
Por do të hyj e do ta marr gomarin vetë,
që plaku jasht' as majn' e hundës të mos nxjerrë.
*(Hyn brenda dhe nxjerr gomarin që pëllet.)*

---

[1] *Dita e hënës së re ishte ditë tregu.*

Ç'ke bre, gomar që qan? Apo pse sot do shitesh?
Pa çap më shpejt! Mor pse gulçon sikur po mban
Një Odise?

KSANTIA

Për perëndi, dikë po mbart,
dikë po shoh që fshehur rri aty nën bark.

BDELIKLEONI

Pa dal të shohim pak! Ç'të jetë ky këtu?
Kush je ti, o njeri?

FILOKLEONI

Për Zeus jam Askushi[1].

BDELIKLEONI

Askushi? Po nga ç'vend?

FILOKLEONI

Itaka. Bir i Vrapit.

BDELIKLEONI

Dëgjo, Askush, nuk ka asgjë që të shpëton.
*(Ksantias)*
Pa zbrite shpejt! Oj, oj, bandilli ç'na kurdis!
Ku ishte fshehur, mor! Pa le se si m'u duk:
tamam si një kërriç që rri nën bark të s'ëmës.

---

*[1] Parodizim i përgjigjes që Odiseu i dha ciklopit Polifem.*

FILOKLEONI

Më lini, ndryshe, po ju them, do plasë lufta.

BDELIKLEONI

Për se kjo luftë?

FILOKLEONI

Veç për hijen e gomarit.

BDELIKLEONI

Po paske qenë shpirtkatran e kokëkrisur!

FILOKLEONI

Un' shpirtkatran? Për Zeus, jo, por ti s'e di
ç'i miri jam. Po haj s'ka gjë, do ta kuptosh,
kur të shijosh mëlçin' e një gjyqtari plak.

BDELIKLEONI

Pa lëri llafet, merr gomar' e futu brenda.
(E shtyn brenda)

FILOKLEONI

O miq gjyqtar' e ti Kleon, ndihmomëni!

BDELIKLEONI
*(mbyll derën)*

Tani po deshe thirr e çirru sa të duash.
*(Ksantias)*
Ti shko sill gurë edhe hyrjen zër me to.
Dhe mos harro t' i shkosh sërishmi llozin derës.
Në fund havanin rrokullise dhe mbështete
pas shulit.

KSANTIA

Olele! Po ç'ishte kjo, aman?
Që nga më erdhi kaq papritur kjo galinë?

BDELIKLEONI

Pa shih mos bredh përmbi çati ndonjë miush.

KSANTIA

Ç'miush! Atje sekush për Zeusin rri fshehur,
një si gjyqtar shikoj që rri nën qeramidhe.

BDELIKLEONI

Ç'më gjeti mua, u bë burri harabel!
Më iku zogu. Mor po ku na humbi rrjeta?
Shu-shu, hyr brenda!
(Filokleoni largohet)
Jo, për nder, sa për këtë,
të rrish të ruash në Skionë[1] është lule.

---

[1] *Vazhdonte që prej disa muajsh rrethimi i qytetit Skionë në gadishullin kalkidik.*

KSANTIA

Epo tani që plakun zbythëm dhe nuk ka
asnjë mënyrë si të dalë vjedhurisht,
përse nuk shtrihemi të marrim një sy gjumë?

BDELIKLEONI

Po s'e di ti, more katran, që pak më pas
do vijnë miqtë ta thërrasin për në gjyq?

KSANTIA

Ç'po thua mor? Po që të zbardhë do goxha.

BDELIKLEONI

Ehu dhe ti! Ata sot janë me vonesë.
Që në mesnatë i gjen zgjuar vazhdimisht:
fenerët marrin e nuk humbin asnjë çast
por me ca këngë mjaltfrinikosidoniane[1]
vijn' e thërresin.

KSANTIA

Epo mirë, po u desh,
do t'i gostisim bujarisht me këta gurë.

BDELIKLEONI

Mor çapaçul, po soj' i pleqve ësht' ibret.
Paksa t'i prekësh dhe tërbohen si grerakët.

---

[1] *Aluzion për tragjedinë e Frinikut "Fenikasit" (Banorët e Sidonit).*

Pastaj të kanë dhe një thumb të mprehtë keq,
edhe me të të batërdisin, pa thërrasin
dhe si shkëndijat të vërsulen gjithandej.

KSANTIA

Mos ki merak! Mjafton të kem ca gurë pa,
gjyqtarët qofshin zgjua blete, i shpërndaj.

*Bdelikleoni dhe shërbyesit ia marrin me gjumë. Hyn kori i pleqve, me shkopinj në duar e të shoqëruar nga ca djem me fenerë.*

# P A R O D I

KORIFEU

Marshoni para trimërisht! Ti, Komia,
ç'mi heq këmbët?
Dikur më ishe aq levend, si rrip lëkure qeni,
ndërsa tani më shpejt se ti baret dhe Karinadi.
O Strimodori nga Kontila[1], gjyqtari më i mirë,
po Evergidi ësht' atje dhe fliasi[2] Habet?
Tani sa pak, medet sa pak, ka mbetur nga rinia,
që ish dikur larg në Bizant e ku si luftëtarë
shërbyem bashkë ne të dy. Atje një herë natën
ne vajtëm vodhëm, e mban mend, havanin e furxheshës,
e bëmë ashkla, ndezëm zjarr dhe poqëm ca perime.
Po hëni, burra, shpejt se sot Laketin[3] do gjykojmë.
Siç thonë bota ka një arkë mbushur me para.
Dhe dje Kleoni, që na mbron, na tha të vinim herët,
tri ditë plot me mllef të zi me vete le të merrnim
për ta ndëshkuar rreptësisht për kobet që ka bërë.
Prandaj, o miq, t'arrijmë shpejt, përpara se të zbardhë.

---

[1] *Lokalitet në Atikë.*

[2] *Flia ishte gjithashtu një lokalitet në Atikë.*

[3] *Gjeneral athinas që në fillim kishte qenë në përkrahje të luftës, pastaj kishte dalë kundër saj. Ishte kundërshtar i Kleonit.*

Dhe tek barisni rretheqark ndriçoni me fenerët,
që mos pengohemi gjëkund e bëjm' përshesh turinjtë.

DJALI

Baba, baba, hap sytë, shih, ç'pellg i madh me llucë.

KORIFEU

Një shkarpë merr dhe fët e fët ndreq me të fenerin!

DJALI

Jo,jo, më mirë për këtë gishtin do përdor.

Fut gishtin në vrimën nga shtihet vaji.

KORIFEU

Po kush të tha ta ngresh me gisht, ore mendjefyell?
Dhe kur pale, tani që vaj s'gjen dot asgjëkund.
Që blihet shtrenjtë ty, s'do mend, nuk të vret këpuca.

*I jep një shuplakë.*

DJALI

Për atë Zeus, në na dhënç mend sërish me grusht,
ta dish e fikëm çdo fener, ikëm në shtëpi.
Dhe kur të mbetesh pa ndriçim, fare në të errët,
si pulë qorre në batak, mor qyqar, do bredhësh.

KORIFEU

Ca më të mirëve se ti kokës u kam rënë.
Por pa shiko ku vura këmbën? Drejt në një pellgaçe.
Ke për të parë, s'do të shkojnë katër dit' e shumta
dhe shi me shtëmba do të bjerë, qiejt do të rrjedhin.
Se vëri re si po shkrumbon llamba lart në majë?
Kjo shenjë flet se do të kemi shira e rrebeshe.
Pastaj të lashtat gjitha ç'janë, kanë mjaft nevojë
për shi po edhe për të ftohtë, erë të veriut.

*Arrijnë tek shtëpia e Filokleonit.*

Ç't'i ketë ndodhur vallë sot zotit të shtëpisë,
kolegut tonë, që s'ka dalë tok me ne të piqet?
Se ky nuk pret ta heqësh zvarrë. Vetë del në ballë
dhe si qejfli gjithnjë këndon këngët e Frinikut[1].
Prandaj, o miq, mendoj kështu: ndalemi një herë
dhe këngës koras le t'ia marrim. Ndofta do dëgjojë
i ëmbëlsuar melodish jashtë do të rendë.

*STROFE I*

GJYSMEKORI I PARE

Po përse tek prag' i derës plaku nuk po del?
Përse vallë s'po përgjigjet? Ndofta s'gjen këpucët?

---

[1] *Poet i lirikës erotike. Pleqve athinas të kohës këto këngë u nxirrnin mallin e rinisë.*

Apo ndofta n'errësirë gishtin keq ka vrarë
edhe këmbën ka të enjtur? Mosha bën të vetën.
Mos pa dashur ësht' rrënxuar?
Se, për nder, mes nesh nuk ka burrë më të rreptë,
s'ka njeri më të paepur. Lutju sa të duash:
kokëngjeshur ta pret shkurt: "Zbutet guri vallë?"

*ANTISTROFE I*

GJYSMEKORI I DYTE

Ndofta shkaku është burri, që gjykuam dje,
që e drodhi, na mashtroi, duke na prrallisur
se na ish filoathinas, se na ish i pari
që të njohur na e bëri Samosi[1] ç'kurdiste.
Mundet pra që shtratin zuri, se i tillë është.
Por ti ngrihu, miku ynë, veten mos mundo!
Mos e prish kështu ti gjakun, se dikush po vjen,
gjah i majmë nga ata, që na shitën Trakën[2].
Ndaj gatitu ta fërgosh!
(*Filokleoni nuk duket*)
Jak këtu ti, djalë, jak!

*[1] Ishull në Detin Egje. Kishte ngritur krye kundër sundimit athinas dhe kishte hyrë në marrëveshje me Persinë.*
*[2] Athinasit pësuan disfatë në Trakë (viti 424 p.e.s.) edhe si pasojë e kalimit të banorëve vendas në anën e Spartës.*

## *STROFE II*

DJALI

Një dëshirë kam, o atë:
vallë do ma plotësosh?

KORIFEU

Po patjetër, more bir.
Fol, ç'kërkon që të ta ble?
Do ashikë, s'ësht' kështu?

DJALI

Jo, babush, më mirë blimë
fiq të thatë.

KORIFEU

Jo, për besë!
Ende këmbës s'i ke rënë?

DJALI

Atëherë as mos prit të vij me ty.

KORIFEU

Me një rrogë aq të vogël, vet' i tretë,
që s'më del as për të blerë bukë, mish e dru për zjarr,
ti kërkon të të ble fiq?

*ANTISTROFE II*

DJALI

O baba, s'më thua xhanëm,
po sikur arkonti sot
çdo proces ta pezullojë,
si do bëjmë për ushqim?
A ke shpresë për të qenë,
apo veç një "Helespont"[1] ?

KORIFEU

Mjerë ne! Në qoft' ashtu,
s'di, për Zeus, s'di, për besë,
si do bëjmë për të ngrënë.

DJALI

"Ah, moj nënë, ah përse më linde fare?"[2]

KORIFEU

Të më hapte punë mua t'të ushqej.

DJALI

Ah, kuletë, moj e shkretë, "veç stoli, për tjetër s'je"!

KORIFEU dhe DJALI

S'është vallë për të qarë?

---

[1] *Ky ishte emri i lashtë i Dardaneleve. Këtu është përdorur në kuptimin "një udhë e vështirë".*
[2] *Varg nga "Tezeu" i Euripidit.*

FILOKLEONI

Më këputi kënga juaj, miq, o miqt' e mi.
Në dritare rri e vuaj,
por nuk kam ç'të bëj.
S'mund të dal, nuk mund t'ju bindem,
se këta s'më lënë.
Kam kaq kohë që po digjem
tok me ju të vij,
të gjykoj e të bëj kobe.
Kthemë, Zeus gjëmimtar, në tym ti kthemë,
daç më bëj si Proksenidi[1]
a të prapë gënjeshtar si bir i Selit.
Bëma, zot, këtë të mirë,
përdëllemë, piqmë shpejto ndënë hi
me rrufenë flakëruese,
pastaj nxirrmë, hirin fryma
dhe lëshomë në një salcë të valuar.
A në daç më kthe në pllakë guri,
ku ne guaskat e votimit numërojmë.

## *STROFE III*

GJYSMEKORI I PARE

Kush të mban të kyçur? Derën kush s'ta hap?
Folu miqve, mos u druaj.

[1] *Një mburravec i madh i kohës.*

FILOKLEONI

Djali im, ai s'më lë. Veç mos bëni gjurulldi,
se po fle përpara derës. Prandaj zërin ulni shpejt.

KORIFEU

Po përse, mor lumëmadh, për ç'arsye a qëllim
ky njeri sillet kështu?

FILOKLEONI

Nuk më lë të shkoj në gjyq, të bëj keq nuk më lejon.
Më premton një jetë qejfi, por kjo mua s'më pëlqen.

GJYSMEKORI I PARE

Gjer këtu arriu, bre, djall Demollogokleoni[1],
ngaqë ti guxove the të vërtetën për të rinjtë[2]?
Jo, për besë, ky njeri që guxon të tilla gjëra,
ësht' se s'bën një komplotist.

KORIFEU

Në se punët qëndrojnë kështu si na the,
aher' gjej ndonjë tjetër mënyrë,
që të zbresësh andej pa u parë prej tij
dhe me ne pa vonesë të piqesh.

---

[1] *Shtrembërim i emrit Bdelikleon duke i dhënë një kuptim të ri, "gojëtar rrugësh i Kleonit".*

[2] *Këtu merren si përfaqësuesit e rinj të aristokracisë.*

FILOKLEONI

Po ç'mënyrë? Pa shihni mos gjeni gjë ju.
Jam i gatshëm të bëj ç'të më thoni.
Kaq po digjem dëshire një guaskë të marr,
ta mbaj vrapin te shpalljet e gjyqit.

KORIFEU

A nuk ka atje brenda një vërë në mur
që ta hapësh, ta bësh më të gjerë,
dhe pastaj si zhelan të përvidhesh prej saj
si i madhi dinak Odiseu?

FILOKLEONI

Rretheqark është mbyllur, vulosur çdo gjë,
sa nuk mundet as miza të dalë.
Ndaj mendoni një tjetër mënyrë a mjet.
Nuk jam verë të dal nga një vërë.

KORIFEU

Mos harrove gjë vallë, kur ishe ushtar, se si vodhe një herë ca heje
e me ndihmën e tyre u ngjite në mur, atëherë kur Naksin[1] pushtuam?

FILOKLEONI

E mbaj mend. Po pastaj? Pse m'i thua këto?
S'bëhen dot krahasime të tilla.
Isha djalë ahere, plot zjarr e fuqi,
për më tepër që dija të vidhja.

---

[1] *Rreth vitit 464 p.e.s.*

Pa s'më ruante askush dhe e kisha kollaj
që t'ja mbathja pa zor. Ndërsa sot, siç e sheh,
disa burra me armë si roje përqark
kanë zënë çdo shteg e përgjojn' or' e çast.
Ja, prej tyre dy vetë te pragu i derës
armatosur me heje më ruajn' e presin
si maçokun që vodhi një cop' pastërma.

*ANTISTROFE III*

GJYSMEKORI I DYTE

Sidoqoftë edhe sot një mënyrë shih e gjej,
se, o gaz, agimi çeli.

FILOKLEONI

Tjetër s'kam, s'më mbetet tjetër, veç të brej me
dhëmbë rrjetën.
Dhe Gjahtarja rrjetëtare[1] të më falë për këtë.

KORIFEU

Ja tani e gjete rrugën veten tënde ta shpëtosh.
Ndaj vepro, mbërtheja dhëmbët.

[1] *Aludim për Artemidën, hyjneshën e gjahut.*

FILOKLEONI

Ja e breva, mori fund. Veçse ju mos bëni gëk.
Me kujdes, sepse pastaj na pikas Bdelikleoni.

GJYSMEKORI I DYTE

Mos u tremb e mos ki frikë
se yt bir po hapi gojën,
do ta bëj që të pëlcasë,
që të rendë si i marrë
veç për të shpëtuar kokën.
Ja kështu e gjen kush s'pyet
për dekrete perëndeshash[1].

KORIFEU

Prandaj merr një konop, në dritare ma lidh dhe rreth
belit kaloje shtrënguar,
pastaj, zemër, o burra, tëposht' u lësho,
me besim të patundur te Zeusi.

FILOKLEONI

Po sikur, ja ta zëmë, të bëjë vaki ata dy
të më shohin pa zbritur,
dhe sërish si me grep të më heqin gjer lart,
atëherë s'më thoni ç'do bëni?

---

[1] *Një ngatërrim parodik i dy shprehjeve: "dekrete gjyqi" dhe "mistere perëndeshash". Në Greqi shkelja e fshehtësisë së riteve konsiderohej një akt tepër i rëndë.*

KORIFEU

Do t'të mbrojmë të gjithë me mish e me shpirt.
Nuk të lëmë, qameti të bëhet.

FILOKLEONI

Atëher' po filloj plot besim tek ju, miq.
Veç ta dini, diçka në më ndodhtë,
të më merrni në krahë me vaj e me lot
dhe në sheshin e gjyqit më kallni.

KORIFEU

Mos ki frikë aspak, s'do të ndodhë asgjë.
Eja shpejt, o petrit, varu poshtë.
Me guxim veç vepro e një lutje shqipto ndaj hyjnive
të etërve tanë.

FILOKLEONI

O ti Lik[1], fqinji im,o pajtor e hero, edhe ti posi unë kënaqesh
nga vajtimet dhe kuja, që vënë në gjyq gjith' ata
që i shtrohen gjykimit.
Gjer këtu ti nergut more udhën të vish nga
vajtimet e tyre i ndjellë.
Ndër heronjtë veç ty ta pat qejfi të rrish tek ky vend,
ku njerzia veç qajnë.
Ndaj të lutem me ashk, përdëllemë ti sot,
fqinjin tënd merr në mbrojtje, shpëtoje.
Dhe ja ku të bëj be, te parmakët e tu asnjëherë
në jetë s'do zbrazem.
*(Nis të zbresë)*

---

[1] *Figurë mitologjike e përfytyruar si ujk, pajtor i proceseve gjyqësore. Statujat e tij vendoseshin në hyrje të sallave të gjyqit.*

BDELIKLEONI
*(zgjohet e thërret)*

Ore ti, zgjohu shpejt!

KSANTIA
*(duke u zgjuar)*

Pse, ç'ka ngjarë?

BDELIKLEONI

S'e di. Por një zhurmë m'u bë se dëgjova.
Mos plakushi sërish po rrëshqet e na del?

KSANTIA
*(kontrollon)*

Jo, mor, jo, s'është fare kjo punë,
por po zbret me litar.

BDELIKLEONI
*(Filokleonit)*

Ç'bën ashtu, mor lugat? Pa shiko, po përpiqesh të zbresësh.
*(Ksantias)*
N'anën tjetër nxito dhe me vrap ngjitu lart,
pastaj vënçe iu fut me purtekë.
Ku ta dish, e uruara e bën që sërishmi nga udha të kthejë.

FILOKLEONI

Më ndihmoni të gjithë, o ju, që sivjet si gjyqtarë
me short jeni zgjedhur.

Eja ti, Smikitjon, edhe ti, Tisiad, ti, Kremon, edhe ti, Feredipni!
Po s'më ndihët tani, ç'vlerë ka më pastaj?
Shpejt se ndryshe më hoqën përbrenda.

*STROFE IV*

KORIFEU

A s'më thoni ç'po presim e s'shfrejmë
me zjarr atë dufin e madh që na hip,
kur ndonjë trazovaç
vjen folenë na nget.

GJYSMEKORI I PARE

Erdhi koha, erdhi koha, të veprojmë me tërbim.
Nxirrni thumbin e ndëshkimit!
*(Djemve)*
Ndërsa ju, o djem, mos rrini! Merrni shpejt mantelët tanë
dhe me vrap e duke thirrur lajmin shpjerjani Kleonit.
Pastaj thojini të vijë,
se u gjet një hasm i shtetit,
që do vrarë pa derman,
sepse ka guxim të thotë:
"Mjaft me gjyqet! S'duhen më."

BDELIKLEONI

Pa dëgjoni, mor pëllumba, mbani vesh dhe mos thërrisni!

KORIFEU

Mor po gjer në kup' të qiellit!

BDELIKLEONI

Plakun, dijeni, s'e lë.

KORIFEU

S'është kjo për të vën' kujën? A nuk është tirani?
O qytet, o ti Theori i pafe,
o ju prijsa, që për lajka jeni mjeshtra!

KSANTIA

O Herakël, a s'shikon? Po këta dhe thumba paskan!

BDELIKLEONI

Pikërisht me to Filipin, nxënësin e Gorgias, grinë.

KORIFEU

Edhe ty do të të shuajmë. Eni, mblidhuni këtu!
Nxirrni thumbat menjëherë dhe, o burrani, mbi të!
Radhëngjeshur të marshojmë, plot urrejtje, zemërim.
Le ta marrë vesh bandilli ç'luzmë vajti e trazoi.

KSANTIA

Ah, sa tmerr që do të jetë të përleshemi me ta!
Kur shikoj se ç'thumba kanë, frika keqas më pushton.

GJYSMEKORI I PARE

Atë burr' e lësho, ndryshe ja ku të them,
do pendohesh që s'ke një samar si të breshkës.

FILOKLEONI

Suluni, o miq gjykatës, o grerakë zemërakë,
ca prej jush në prapanicë t'i thumbojnë me tërbim,
ca të tjerë t'i kafshojnë nëpër duar e në sy.

*(Përpiqet të ikë)*

BDELIKLEONI
*(e mbërthen plakun)*

Hej ti, Mida, ti, Masintia, e ti, Friks, eni këtu!
Ma mbërtheni këtë burrë dhe askujt mos ia lëshoni!
Ndryshe po, ju hedh në pranga dhe ju lë pa ngrënë fare.
*(Korit)*
S'është gjë, një zhurm' e njohur: flakë kashte, vetëm kaq.

*(Hyn brenda)*

KORIFEU

Në se ti s'do ta lëshosh, do thumbohesh sa të shqepesh.

FILOKLEONI

O Kekrops, o Drakontid, zot, hero me bisht shtërpiu,
si lejon të më prangojnë këmb' e duar ca barbarë,
që sa herë i kam bërë katër poçe lot të mbushin?

KORIFEU

Po tani nuk shihet qartë ç'helme, ç'vaj ka pleqëria?
Pa dyshim. Ndërsa tani ata dy të lidhur mbajnë
zotërinë e moshuar dhe ndër mend nuk sjellin fare
tallganet edhe brrucat, që dikur ai u blinte,
as kësulat lëkurqeni dhe as këmbët që ua mbathte
të mos ngrinin, kur ish dimër. Jo, në faqe e në ballë
s'kanë turp e as nderim për të mplakurat galloshe.

FILOKLEONI
*(njërit prej skllevërve)*

As tani s'po më lëshon ti, m'e egra egërsirë?
S'e mban mend kur të mbërtheva, tek më vidhje rrush në pjergull,
si të lidha pas ullirit e pastaj me hu t'u futa,
të ujdisa për lezet? Por, e shoh, mësim s'ke nxjerrë.
*(Të dyve)*
Haj, pra, ç'prisni, më lëshoni, sa pa ardhur vrap im bir!

KORIFEU

Atëherë do t'ju japim një ndëshkim të merituar.
Pa vonesë do të shihni se me kë kini të bëni:
burra zemër-vetullngrysur, shpagimtarë të së drejtës.

U lëshohen skllevërve. Nis përleshja.

BDELIKLEONI
*(vjen me një shkop në njërën dorë e një pishtar në tjetrën)*

Bjeru, Ksantia, bjeru fort! Zbo grerakët nga shtëpia!

KSANTIA

Mos ki dert, atë po bëj.

BDELIKLEONI
*(skllavit tjetër)*

Shko dhe ti, me tym verboi.

TE DY SKLLEVERIT

S'paski vajtur në esfel? Nuk po shporri?

BDELIKLEONI
*(Ksantias)*

Loje shkopin!
*(skllavit tjetër)*
Kurse ti në vend të tymit nxirr Eskinin[1] e Selartit.

*(Kori zbrapset)*

KSANTIA

Më në fund ia dolëm mbanë, që t'ju shporrim prej këtij.

---

[1] *Komediograf tjetër i njohur i kohës, rival i Aristofanit. Aludimi është ironik: kaq të palexueshme janë komeditë e Eskinit, sa mjafton t'i shikosh, që të të djegin sytë si nga tymi.*

*ANTISTROFE IV*

BDELIKLEONI

Jo, për Zeus, kësaj luzme s'do t'ja jepje dërmën lehtë,
po të ish ushqyer mirë me avazet e Filoklit.

GJYSMEKORI I DYTE

Po tani s'e shohin qartë
dhe të varfrit, se pa bujë
tirania hodhi rrënjë,
gjersa ti, një horr i horrit, lapangjoz e qafëlesh,
po i heq të gjitha ligjet, që i vunë qytetarët,
dhe pa pasur asnjë shkas,
dhe pa nxjerrë një arsye
do veç ti që të sundosh?

BDELIKLEONI

A nuk paska një mënyrë, që pa luftë, sokëllima,
të fillojmë nga bisedat, të gjejm' gjuhën e përbashkët?

KORIFEU

Si, me ty, popullurrejtës dhe ithtar të monarkisë?

GJYSMEKORI I DYTE

Me ty, miku i Brasidës[1]
që mbi krye mban ngaherë
një kurorë thekë-thekë,
ndërsa mjekrën s'e heq kurrë?

---

[1] *Gjeneral spartan.*

BDELIKLEONI

Po, për Zeus, bëj më mirë me tim atë të mos merrem,
se të heq dita më ditë kaq stuhira e shtrëngata.

KORIFEU

Gjer tani kjo që shijove, s'ishte tjetër veç mezeja,
që ta themi me një varg mjaft të gjatë e të fryrë.
Kjo që ndjen, asgjë nuk është ndaj asaj që do provosh,
kur t'të sulet akuzuesi, të të thotë "komplotist".

BDELIKLEONI

Për hyjnitë, e di ç'keni, nuk më shporreni këtej?
Apo qenkërka e shkruar të bëj sherr me ju tër' ditën?

GJYSMEKORI I DYTE

S'ikim, jo, gjer të kemi një frymë në trup,
sepse ti tiraninë për ne përgatit.

BDELIKLEONI

Mor ç'u bëtë të këtillë, që do shihni në çdo gjyq,
qoft' i madh a qoft' i vogël, veç tiranë, komplotistë?
Gjysmë shekulli u bë, që s'u fol për tiraninë,
ndërsa sot e ndesh më lehtë nga sa ndeshet peshk' i kripur
dhe kudo të shkosh në treg atë emër do dëgjosh.
Në se krap kërkon dikush dhe s'kërkon të bler' sardele,
tregëtari i sardeles do të hidhet menjëherë:
"Ky njeri që zgjedh kështu ka në mendje tiraninë."
Dhe në rast se do ca presh për të ndrequr me të peshkun,
perimshitsja të sheh shtrembër, pastaj hidhet e të thotë:

"Ah, ashtu, kërkoke presh? Mos lakmon për tiraninë?
Apo mendja të gënjeka të bësh qejf këtu n'Athinë?"

KSANTIA

Edhe mua dje pasdite, kur i vajta një lavires
e i them ta kalëroj, ajo brofi e tërbuar
e më tha: "Mos don të sjellësh tiraninë e Hipias[1]?"

BDELIKLEONI

Po, ke hak. Këta të gjithë fort e duan atë fjalë.
Dhe tani kur po përpiqem t'ia largoj, t'ia shporr tim eti
huqn' e ndyrë të gjyqherëtvajtjeshipfjenëqafmarrjes,
që njëlloj si dhe Moriku[2] të jetojë zotërisht,
më padisin e më thonë tirandashës komplotist.

FILOKLEONI

Po, për Zeus, me të drejtë. Ti s'më lë të bëj një jetë,
që s'e ndrroj e s'e shkëmbej as me qumësht dallëndyshje.
S'dua peshk, as ngjala s'dua. Më mjafton e më kënaq
një procesth sado i vockël i fërguar në tigan.

BDELIKLEONI

Zot i madh! E shoh, kjo punë gjer në palcë të ka hyrë.
Por në daç të heshtësh pakëz, të mbash vesh se ç'do të them,
shkoj me shpresë që të bindesh se e ke gjithkund gabim.

FILOKLEONI

Bëj gabim, sepse gjykoj?

---

[1] *Biri i tiranit Pisistrat, dëbuar nga Athina në vitin 510 p.e.s. Emri i tij vjen nga fjala "hipos", që në greqishte do të thotë "kalë".*

[2] *Grykës i njohur.*

BDELIKLEONI

Për më tepër nuk po sheh
se ata që ti ke idhull, po të venë keq në lojë.
Je një skllav e s'e merr vesh.

FILOKLEONI

Si më flet për skllavëri,
gjersa botën komandoj?

BDELIKLEONI

Jo, aspak. Ti thjesht shërben
dhe pandeh se komandon. Ja, tregomë pak, baba,
nga të vjelët e Heladës ç'përfitim ke pasur ti?

FILOKLEONI

Oh, goxha.
*(tregon për nga kori)*
Si dëshmitarë kam këta.

BDELIKLEONI

Pranoj, ahere.
*(shërbëtorëve)*
Hej, ju, lëreni të lirë!

FILOKLEONI

Mos harroni dhe një shpatë.
Në më ndodhtë të humbas, me të veten do ta vras.

BDELIKLEONI

A s'më thua, po sikur fjalës tyre mos i shtrohesh?

FILOKLEONI

Mos e pifsha dot me fund honorarin tim të dashur!

# A G O N I

*ODE*

GJYSMEKORI I PARE
*(Filokleonit)*

Tani ti përfaqsuesi ynë
diçka të re duhet të thuash,
që të provohet sheshazi...

BDELIKLEONI
*(i ndërpret)*

Ndërkohë unë po shënoj çdo fjalë që do thotë.
(shërbëtorëve)
Hej, ju, pa sillmëni me vrap takëmin tim të shkrimit.

GJYSMEKORI I PARE
*(vazhdon)*

...se si gojtar ky djalë s'mund
me ty të matet. Veç shiko:

është një ndeshje e madhe,
ku rrezikohet gjithçka,
në se - u shporrtë e liga! -
ky përmbi ty do fitojë.

FILOKLEONI

Pa hë, mor ti, trego si nxehesh në raste të këtilla.
*(korit)*
Dhe ju s'më thoni se ç'na pret,
në daltë ky fitues?

GJYSMEKORI I PARE

Aher' ne pleqve na vjen fundi,
humbasim vlerë e dobi.
Do të na qeshin, të na tallin
ngado që të kalojmë,
do të na thonë degëmbajtës[1] ,
rrangalla të gjykatës.

KORIFEU

Dhe tani ti, o mik, që përsipër po merr të luftosh për pushtetin që kemi,
erdhi koha me hov, me guxim të tregosh gjithë forcën dhe peshën e fjalës.

---

[1] *Gjatë festave panathinase pleqtë mbanin degë ulliri në duar.*

*EPIRREME*

FILOKLEONI

Atëherë nga starti rrëfimin po nis e në krye do rrah të provoj
se pushteti që kemi nuk bie më poshtë nga tërë ofiqet e tjera.
Ku ka fat më të madh, ku ka më lumturi se
të jesh sot për sot një gjykatës?
Ku ka jetë më t'ëmbël? Kush ngjall më panik,
edhe pse mund të jetë i moçëm?
Në mëngjes, që ta nisim, sa ngrihem nga shtrati,
më presin te prag' i gjykatës
goxha burra të shquar e plot influencë. Pastaj, kur u vete më pranë,
ndjej që vrrulltas dhe ngrohtë më rrokin ca duar,
që vjedhin paranë e popullit,
edhe shoh si më falen, më bëjn' temena e më luten
me zë të përvajshëm:
"Përdëllemë, o atë, të puth këmb' e dorë,
fitim dhe ti vet' në ke nxjerrë,
kur ke pasur pozitë apo në ushtri, kur ke bërë pazar
për të tjerët."
Ky njeri as do pyeste në rroj apo jo, t'mos ish falur
një herë prej meje.

BDELIKLEONI

Ç'na rrëfeve më lart për ata që të luten, shënim po e marr pa vonesë.

FILOKLEONI

Më në fund futem brenda i mbytur nga lutjet,
me zjarrin e mllefit fashitur,
por atje ç'pata thënë e ç'pata premtuar, të gjitha i hedh prapa krahësh,

dhe veç rri e dëgjoj si më luten me zjarr që t'u njoh
gjithsesi pafajsinë.
S'ta merr mendja se ç'fjalë, se ç'lajka në gjyq
një gjyqtari i ndodh të dëgjojë.
Disa qahen se s'kanë as plëng e as mall e bile
e zmadhojnë ca gjendjen .
Ca të tjerë më thonë përralla dhe ca më rrëfejnë diçka nga Ezopi.
Ka në fund dhe asish që më bëjnë shaka duke
rrahur t'ma ulin inatin.
Dhe kur dëm venë tërë këtzo marifete,
ahere më sjellin fëmijët,
duke hequr për dore me vajza me djem e ndërkaq
unë rri e mbaj vesh,
se si qajnë ata kokëulur. Pastaj nis i ati për kokën e tyre
të më lutet si zotit gjith' duke u dridhur ta fal për prapsitë e bëra:
"Në se ty ta ka ënda blegrimën e qëngjit, të prektë vajtimi i djalit!
Në se dosat, përkundra, më fort të pëlqejnë,
ahere dëgjo zën' e çupës!"
Dhe kështu sadopak marrim tjetër qëndrim,
ia tërheqim pak frerin inatit.
A nuk është pra ky një pushtet mjaft i madh,
që na bën të përqeshim çdo kamje?

BDELIKLEONI

Bukur fort. Dhe këtë po e marr në shënim: pik' e dytë,
përqeshja ndaj kamjes.
tani thuamë, ç'fitim nxirrke ti nga pushteti,
që thua se ke mbi Heladë?

FILOKLEONI

Piksëpari të rinjtë që vijn' për kontroll[1],
mund t'i shohim nga këmbët te koka.

---

[1] *Është fjala, për kontrollin që u bëhej të rinjve 18 vjeç përpara se të shkonin ushtarë.*

Po kështu, kur në gjyq na qëllon një aktor si Eagri, s'e lëmë të ikë,
po nuk zgjodhi më parë diçka nga "Nioba"[1],
gjyqtarve që t'ua deklamojë.
Në se është fyelltar dhe procesin fiton,
si shpërblim doemos për të mirën,
do të rrokë fët fyellin dhe trupin gjykues, kur del,
e përcjell me muzikë.
Kur një prind para vdekjes një dhëndërr cakton për
të bijën që merr pasurinë,
ne s'e kemi për gjë ta degdisim në djall testamentin
e lënë nga plaku,
jo më pak edhe vulën që ruhet aq mirë e mbyllur
përbrenda një guaske,
ndërsa vajzën ja japim atij që ka ditur me lutjet
plot zjarr të na bindë.
Dhe për ç'bëjmë s'i japim askujt llogari,
asnjeri nuk na rri dot mbi kokë.

BDELIKLEONI

Edhe veç për këtë, nga të gjitha ç'na the,
gati jam të të quaj të lumtur.
sa për dhjatën që thua, do t'ishte gabim sikur
vulën ta prekje me dorë.

FILOKLEONI

Kur pastaj as Këshilli, as mbledhja e popullit
zgjidhje s'i japin një pune,
vahzdimisht do të merret vendim që fajtorët
të nxirren përpara gjyqtarëve.
Dhe Evathli trimosh me të madhin fatos,
shqytahumbësin Kotlavdonim[2],

[1] *Tragjedi e Euripidit.*
[2] *Shtrembërim përtallës i emrit të Kleonimit, njeriut që hodhi shqytin në betejë.*

na premtojnë se më s'do ta shesin atdhenë,
por luftë për të do të bëjnë.
Në çdo mbledhje të popullit s'ka asnjeri,
të arrijë diçka që kërkon,
po nuk tha që çdo trupi gjykues t'i lihet një çështje,
pastaj të shpërndahet.
Vet' Kleoni, që çirret me zë krakavitës,
veç ne nuk na prek, s'na çukit,
por na mban pranë vetes gjithnjë me pekule
dhe mizat s'i lë të na ngasin.
Ndërsa ti asnjëherë të tillë qëndrim karshi meje,
tët eti, s'ke mbajtur.
Po Teorin e ke parasysh? Edhe ky s'bie poshtë nga Eufemidi[1].
Gjithënjë do të marrë sfungjer e legen e këpucët
s'përton të na fshijë.
E kupton pra tani nga ç'të mira, nga ç'ndere
kërkon të më ndash përngaherë?
Kjo na qenkësh, siç thua e rreh të provosh,
skllavëri e shërbim ndaj të tjerëve?

BDELIKLEONI

Vazhdo fol gjer të ngopesh; po vet' më në fund
do të heshtësh i bindur fort mirë,
se pushteti që ti sot kaq lart trumbeton,
prapanicës i ngjan të palarë.

FILOKLEONI

Po për pak sa s'harrova të thosha diçka,
që përbën kënaqsin' më të madhe:
kur arrij në shtëpi me paratë në xhep dhe
të gjithë më dalin përpara,

---

[1] *Një lajkatar dhe shpifës i njohur.*

krahëhapur më presin plot gaz e hare.
Më e para shërbimin nis vajza,
më lan këmbët, m'i lyen me vaj bukuri,
pa më qaset, më puth pa pushuar
e me fjalët "babush", "o i dashur babush",
ma peshkon triobolshin[2] me gjuhë.
Pastaj vjen ime shoqe me lajka e naze,
më vë një kulaçe përpara
dhe zë vend pranë meje e nis të më shpojë me ngulm:
"Merr këtu, ha atje!"
Ja pra gjëra të tilla, të tilla lezete shijoj dhe nevojë s'kam fare
t'i kthej sytë nga ti a t'i kthej nga gjellbërsi,
në pritje që bukën të shtrojë
tërë hundë e buzë e gjith' duke shfryrë
mos duhet sërish të gatojë.
*(Fërkon gishtat sikur numëron para)*
Ja pra kjo është mbrojtja, që kam nga të ligat,
ky shqyt më mbron sot nga shigjetat.
Edhe verë në rast se s'më zbraz për të pirë,
s'ka gjë, ja veshgjati[3] tek është,
mbushur plot e përplot. Mjaft që pak ta anoj
dhe ai gojën hap si kamare
e vërshon me gjëmim e buçet plot lezet si
për sherr e inat faqe teje.
Tani thoni s'kam forc' e fuqi,
aq sa ka dhe i epërmi Zeus?
S'më nderojnë dhe mua si zot?
Dhe sa herë në gjyq sokëllijmë,
kalimtarët pa tjetër do thonë:
"Hajde haj, ç'bubulloka gjykata,
O Zeus i madh!"
Pa kur nis hedh rrufetë, të gjithë,

[2] *Monedhë me vlerën tri obola.*
[3] *Qyp me dy vjega.*

sado kamje dhe ndere të kenë
fuq-fuq buzët rrufisin dhe mbushen.
Edhe ti më ke frikë pa masë,
për Demetrën, më ke, ndërsa unë
le të vdes në kam frikë prej teje.

*ANTODE*

GJYSMEKORI I DYTE

S'dëgjova kurrë asnjëherë
kështu të shprehet tjetërkush,
kaq troç, kaq mençurisht.

FILOKLEONI

Ndërsa ky birbo u pandeh se do të livadhiste
në mall pa zot. E dinte sak ç'gojtar i rreptë jam.

GJYSMEKORI I DYTE

Sa bukur gjërat i shkoqiti
pa lënë as dhe një për be!
Nga fjalët merrja krahë,
dhe krejt magjepsur isha,
gjyqtar më ngjante vetja
më Ishujt e Fatlumëve.

FILOKLEONI

Pa shihni si u çakërris e s'është hiç në vete.

*(Bdelikleonit)*
Ja ku të them që do t'të bëj mos dish nga është rruga.

GJYSMEKORI I DYTE
*(Filokleonit)*

Tani nga dara nuk shpëton,
po nuk përdore marifete.
Se lehtë s'shuhet dot inati im,
kur fjalës ndesh m'i bien.

KORIFEU

Ndaj po s'pate gjëkafshë të shtosh,
shih e gjej ndonjë mokër të re e të mirë
dhe me të të përpiqesh pa humbur një çast
të ma grish e ma bluash mërinë.

*ANTEPIRREME*

BDELIKLEONI

Kërkon punë të madhe, kërkon mençuri,
ca më tepër nga ç'lyp komedia,
për t'i gjetur ilaç një sëmunde të vjetër,
që vendin po grryen prej kohësh.
Por të nisim, ani: "Ati ynë, Kronid!..."

FILOKLEONI

Pa pusho, mjaft thërrite "Baba!".
Në se ti këtë çast s'më tregon si e qysh
shërbëtor për të tjerët jam bërë,
nuk të lë kurrsesi pa të vrarë, o bir,
dhe ta di se s'marr mish nër kremtime[1].

BDELIKLEONI

Epo mirë, babush, atëherë dëgjo,
veç mos rri edhe aq ballëngrysur.
Më së pari fillo ashtu thjesht llogarit jo me zaje,
me gishtat e dorës,
se sa bëhet së tëri haraçi që vjen në thesar
nga të gjitha qytetet.
Pas kësaj shto këtu dhe tatimet e tjera
dhe tërë ata njëpërqindshat,
taksa gjyqesh, minierash, pazari e porti,
shpronsimet, qiratë e ndryshme.
Po t'i mbledhësh së toku të gjitha këto
bëhen afro dy mijë talenta.
Nga kjo shumë tani po të zbresim, siç duhet,
shpërblimin vjetor të gjyqtarve,
- ata bëhen gjithsej gjashtë mijë;
më fort nuk ka pasur ndër ne asnjëherë -
atëherë na del që për ta ne paguajmë njëqint e pesdhjetë talenta.

FILOKLEONI

Si kështu, ç'marrim ne si gjyqtarë s'arrin
një të dhjetën e tërë fitimit?

---

[1] *Vrasësve u ndalohej të merrni pjesë ndër kremtime fetare, për pasojë nuk mund të merrni pjesë as në ndarjen e mishrave të kurbaneve.*

BDELIKLEONI

Jo, për Zeus, s'arrin.

FILOKLEONI

Po ahere ku shkon gjithë ç'ngel nga të ardhurat tona?

BDELIKLEONI

Shkon në duar t'atyre, që çirren gjithnjë:
"Nuk e shes vegjëlin' athinjote,
po gjithmonë për të, veç për të do luftoj."
Sepse ti, o i dashur baba,
veç ata shkon e zgjedh e i vë në pushtet i gënjyer
nga fjalët e ëmbla.
Dhe ata po, pastaj, nisin zhvasin pa turp
nga qytetet e tjera vasale
pesëdhjetë talenta çdo radhë e rast,
e kështu u ndërkrehen, i trembin:
"O pagoni haraçin o ndryshe me zjarr ju rrafshuam
qytetet për tokë."
Ndërsa ti plot gëzim për të tillë pushtet quan mjaft
dhe thërrimet e sofrës.
Aleatët ama, që pikasin ndër ne se të varfrit,
që bëjnë shumicën,
mezi nxjerrin ushqim si gjyqtarë,
bile shpesh qëllon që asgjë s'u zë dhëmbi,
nuk të çmojnë më fort se një dyshkë, një hiç,
ndërsa sjellin dhurata për krerët:
peshk të kripur e verë, qilima e djathë,
dhe mjaltë, susam e jastëkë,
pelerina e kupa, kurora, gjerdan, me një fjalë
dhe kamje dhe hamje.

Kurse ty, sado rende në det e stere e sado të kesh
njerëz nën vete,
nuk të sjell asnjeri një kok' hudhër, jo më,
që t'i bësh më të shijshme cironat.

FILOKLEONI

Po, për Zeus, ke hak, çova njerëz dhe dje
t'i kërkonin tri kok' Evharidit.
Veçse mjaft më sfilite, tregomë, haj shpejt,
ku e sheh që jam kthyer në vegël.

BDELIKLEONI

Po si s'qenkërke vegël, si s'qenkërke skllav,
kur të gjithë këta që përmenda,
janë sot në pushtet tok me ca lajkaxhinj,
që shërbim për para u blatojnë?
Sot ti mbushesh me gaz, kur tri obola merr,
për të cilat dikur shumë herë
ke djersitur dhe kokën ke vën' në rrezik si detar
a ushtar në rrethime.
Edhe sot ti pa urdhër s'hedh dot asnjë hap
e kjo gjë më sfilit, ma plas shpirtin,
sidomos kur të vjen një riosh i paturp,
fjala vjen ai djal' i Qejfushit,
duke ecur me naze dhe krejt spitullim,
tundu-shkundu si një i përdalë,
e të thotë të dalësh që herët në gjyq,
për më tepër në orën e dhënë:
"Se, ta dini, kushdo që nuk vjen në orar,
as tri obolat s'ka për t'i marrë".
Ndërsa si avokat ai merr një drahme[2],
dhe në ardhtë në gjyq me vonesë.

[2] *Një drahme kishte 6 obola.*

Në të tëra proceset do zgjedhë se s'bën për koleg
një nga njerzit e njohur
dhe, kur sheh që diçka i pandehuri s'jep,
atëher' merren vesh me shoshoqin
dhe ia nisin me zell posi dy sharrëxhinj,
njëri hiq ndërsa tjetri shty para.
E ndërkohë ti rri gojëhapur e pret arkëtarin,
pa ditur ç'kurdiset.

FILOKLEONI

A kështu ma punokan? Medet çfar' më the!
Ç'ma trazove rehatin e shpirtit!
Se ç'më prishe nga mendtë, më bëre ujem,
sa më s'di se ç'po bëhet me mua!

BDELIKLEONI

Atëherë dëgjo: jo veç ti po gjithkush
mund të bëhet pa zor i begatë,
mirpo ja, s'e marr vesh si të futin në kurth ca që
popullin mbajnë në gojë.
Nga Sardenja në Pont plot qytete do gjesh,
që të gjithë të varur prej teje.
Po ç'fitim, a s'më thua, ke patur nga kjo?
Veç shpërblimin e vogël që thamë.
Për më tepër ta japin pik'-pikë si vaj,
sa të mund të mbash frymën të gjallë.
Ata duan që ti të kesh veç varfëri,
dhe tani po të them ç'është shkaku:
me qëllim që të njohësh se kë ke për zot dhe kështu,
kur t'të japin një urdhër
e kur të të ndërsejnë mbi ndonjë armik,
të lëshohesh mbi të me tërbim.

Se për popull sikur të mendonin ndopak,
do ta kishin kollaj diç të bënin.
Plot një mijë qytete sundojmë ne sot,
që të gjithë haraç na paguajnë.
Po të merrte çdonjëri tani në ngarkim veç njëzet
qytetarë nga tanët,
njëzet mijë athinas do rronin, ç'të them të rrethuar
nga tërë të mirat,
me kurora gjithfarësh, ushqim për merak,
në daç ajkë në daç dhe kulloshtër,
siç i shkon një qyteti që ka për stoli
të lavdishmin trofe - Maratonën.
Ndërsa sot ju të gjithë si mbledhës ullinjsh
arkëtarin ngado ndiqni prapa.

FILOKLEONI

Oh, medet, ç'po më ngjet? Një si mpirje a ngërç
ca nga ca po ma zë tërë krahun,
aq sa më s'mundem dot ta shtrëngoj shpatën fort,
u këputa, m'u prenë fuqitë.

BDELIKLEONI

Kur ama për vetveten paniku u hyn, Eubenë[3] ju japin ahere
dhe ju bëjnë premtime për grurë, posi!,
pesëdhjetë medimna çdonjërit.
Po në fakt ç'të kan' dhënë? Asgjë gjer më sot,
vetëm pesë medimna një herë,
dhe këto tërë llafe, si t'ishe i huaj, bile duar-duar dhe...elb!
Ja përse të mbaj mbyllur e nuk të lëshoj.
Kam dëshirë që vetë me bukë t'të mbaj,

---

[3] *Ishull i madh në Detin Egje, i pasur në grurë. Shpesh atje venin kolonë nga Athina.*

mos i lë ata njerëz të tallen me ty.
Dhe tani sinqerisht dëshiroj të të jap
ç'të kesh qejf e merak,
veç jo qumësht...të arkës[4].

KORIFEU

Pa dyshim fort i mençur ka qenë kush tha:
"Pa dëgjuar dy palët më parë,
s'mund të japësh gjykim".
*(Bdelikleonit)*
Sepse me ç'po shikoj, sot nga ti fort anoka fitorja.
Ndaj dhe mua inati më shkoi tani dhe shkopinjtë
në çast po i flak.
*(Filokleonit)*
Ndërsa ti, miku ynë, i dashur koleg, po ashtu moshatari ynë...

*STROFE V*

GJYSMEKORI I PARE

...Mba vesh, mba vesh ç'të thonë, lolo mos u bëj,
dhe as njeri i sertë fort e kokëshkëmb.
Si s'pata, ah, një mik të besës a gjiri,
që të më ish një i këtillë këshilltar !
Ndërsa ty sheshit sot një zot krah po të del

---

[4] *Figurë e dyfishtë: së pari, aludon për diçka të rrallë si qumështi i dallëndyshes; së dyti, për shpërblimin që merrnin gjyqtarët nga arka e shtetit.*

dhe po ta shpie punën mbroth.
Prano ndaj pa vonesë.

BDELIKLEONI

Gati jam t'i shërbej e me bukë ta mbaj,
t'i jap gjithë ç'i duhet një plaku,
pije elbi, mantel e një brruc leshatak,
dhe një çupë ta shkrythë të tërin
me fërkimet e saj.
Mirpo ky s'e hap gojën e fare s'më flet
dhe kjo heshtje aspak s'më pëlqen.

*ANTISTROFE V*

GJYSMEKORI I DYTE

Ai tani e di dhe haptas e pranon
se ç'bënte deri dje, ish thjesht një marrëzi.
Pranon q'e shkeli keq, q'e kish gabim të madh,
kur për çdo rast e gjë s'u bind, s'të vuri vesh.
Mirpo tani besoj se fjalën s'ta shpërfill,
se zuri mend dhe që nga sot do sillet ndryshe, urtësisht.

FILOKLEONI

Medet, medet, ç'më gjet!

BDELIKLEONI

Mor ti, ç'ke që thërret?

FILOKLEONI

Jo, nuk dua asgjë nga ato që premton!
Atë shpirti më do, atje dua të jem,
tek thërret ftues' i gjyqit:
"Të ngrihet ai që s'ka votuar!"
Dhe ahere në këbmë do çohesha fill
dhe votën i fundit do hidhja.
Pa nxito ti, o shpirt! Shpirt, përgjigju, ku je?
Shporrmu sysh, terr i zi! Për Heraklin bëj be,
mos më rëntë në dorë hajduti Kleon,
pa di unë se si ta gjykoj.

BDELIKLEONI

Baba, të lutem, për hyjnitë, më dëgjo!

FILOKLEONI

Përse? Fol, gati jam. Një gjë veç mos më lyp!

BDELIKLEONI

E ç'gjë? Pa thuama pak!

FILOKLEONI

Që mos gjykoj. Ta dish,
më mirë zbres në ferr se gjyqet t'i braktis.

BDELIKLEONI

Ahere me që ti pa gjyq nuk bëke dot,
mos çap më gjer atje, rri brenda në shtëpi
dhe ç'janë skllevër merr e një nga një gjyko.

FILOKLEONI

Për ç'gjë? Ç'më dërdëllis?

BDELIKLEONI

Njëlloj si dhe në gjyq.
Në rast se skllavja derën hapi fshehtësisht,
për këtë faj ti e gjobit dhe kjo mjafton.
Më fort se kaq ti nuk ke bërë as atje.
Mirpo këtu do t'i kesh kushtet më të mira:
në mot të bukur del në diell dhe gjykon.
Ra borë apo shi? Ti strukesh pranë vatrës.
Të doli gjumi në mesditë? Pun' e madhe!
Derën e gjyqit asnjeri nuk vjen ta mbyll.

FILOKLEONI

Kjo, po, më ngroh.

BDELIKLEONI

Dhe kur dikush zë flet e flet
e gjyqi zgjat e urëtohesh, s'ka përse
të hash me dhëmbë veten, tjetrin të urresh.

FILOKLEONI

Po si, do mundem me tër' mend që njëkohsisht
edhe të ha dhe të gjykoj me mend në kokë?

BDELIKLEONI

Bile më mirë! A nuk thonë gjithandej
se, kur gënjejnë dëshmitarët, s'ka gjyqtar
ta zgjidhë çështjen fët e fët, po s'e përtypi?

FILOKLEONI

Pranoj, më binde, por diçka ti s'po përmend:
nga kush shpërblimin do ta marr?

BDELIKLEONI

Nga unë.

FILOKLEONI

Bukur.
Kështu që s'kam përse ta ndaj me tjetërkënd.
Se keq njëherë ma punoi Lisistrati,
i prapi shakator: një drahme bashkë morëm
dhe tek dyqan' i peshkut vajti që ta thyejë,
pastaj tri luspa për tri obola më dha.
Un' i pandeha për para, ndaj, fët!, në gojë.
Por era shpejt më pru në vete, i pështyva
dhe drejt në gjyq e shpura.

BDELIKLEONI

Ç'tha pastaj?

FILOKLEONI

Ç'e pyet!
"O mik, ti paske stomak gjeli -, ja ç'më tha -,
prandaj paranë na e tretkërke kaq shpejt."

BDELIKLEONI

A e shikon që dhe këtu paske fitim?

FILOKLEONI

Bile jo pak. Aher' po bëj si thua ti.

BDELIKLEONI

Prit pak këtu të shkoj të sjell gjithçka që duhet.
*(Del.)*

FILOKLEONI

Pa shih ç'vjen dita që përmbushen falltaritë!
Kisha dëgjuar që athinasit njëherë
do të gjykonin pa lëvizur nga shtëpia,
se çdo nejri do të sajonte në hajat
një gjykatore qoftë kjo edhe e vogël,
sikundër ka një Hekaté[5] në çdo shtëpi.

BDELIKLEONI
*(hyn i ndjekur nga skllevër të ngarkuar me lloj-lloj orendish)*

Tani ç'do thuash, fol! S't'i solla që të gjitha

---

[5] *Në hajatin e çdo shtëpie athinase kishte një kamare, ku vendosej shtatorja e Hekatës.*

ç'premtova dhe bile goxha më fort se aq?
Ja, fjala vjen, tek ke këtu një oturak,
dhe tek ky gremçi po e var, që ta kesh pranë.

FILOKLEONI

Të paska vajtur mendja mirë, se jam plak
dhe për ne pleqtë oturaku ësht' ilaç.

BDELIKLEONI

Ja dhe mangalli dhe mbi të pak supë thjerzash,
që ta përlash, kur të të teket.

FILOKLEONI

S'ka më mirë.
Dhe n'u sëmursha, rrogën time prap' e marr,
e gjatë gjyqit barkun mbush me supë thejrzash.
Po, a s'më thua, ç'ma ke sjellë këtë gjel?

BDELIKLEONI

Kur i pandehuri të mbrohet, mund që ti
të flesh. Ahere këng' e gjelit, fët!, të zgjon.

FILOKLEONI

Pranoj gjithçka, veç kam dhe një dëshirë.

BDELIKLEONI

Çfarë?

FILOKLEONI

Dhe një shtatore sill, atë të hyut Lik.

BDELIKLEONI
*(Ia jep)*

Ja tek e ke dhe perëndinë që kërkon.

FILOKLEONI

O ti, hero e zot, ç'e frikshme pamja jote!

BDELIKLEONI

Për syrin tonë ngjan si trimi Kleonim.

FILOKLEONI

Vërtet, se as ai, sado hero, s'ka armë.

BDELIKLEONI

Në qofsh ti gati, aher' gati një proces
e kam dhe unë.

FILOKLEONI

Fol! Siç sheh, kam zënë vend.

BDELIKLEONI
*(mënjanë)*

Ç'të bëj tani? Nga t'ia filloj? Ç'proces t'i gjej?

Cili ka bërë ndonjë faj sot në shtëpi?
*(me zë të lartë)*
Një ditë Trakës se ç'iu dogj gjella në zjarr.

FILOKLEONI

Hej, hej, pa prit! Prit pak se mend më shkatërrove.
Po si kështu, a bëhet gjyqi pa parmak?
S'e ditke ti që ky ësht' rregulli i parë?

BDELIKLEONI

Për Zeus, jo, këtë s'e kam.

FILOKLEONI

Po shkoj me vrap
dhe po e sjell ahere vetë nga shtëpia.
*(Futet brenda.)*

BDELIKLEONI

Po ç'duhej vallë? Ç'është, ah, forc' e zakonit!

KSANTIA
(vjen me vrap)

Ah, vafsh në djall! Ec e ushqe një qen të tillë!

BDELIKLEONI

Ç'ka ndodhur, bre?

KSANTIA

Ja, ai qeni, Lakagrepi[6],
ç'u fut gjer brenda në kuzhinë dhe përlau
një copëz djathë krejt të freskët Sicilie.

BDELIKLEONI

Fort bukur! Ja, dhe çështj' e parë tek u gjet
sot për babanë. Ndërsa ti bëhu paditës.

KSANTIA

Nuk ka përse. Një tjetër qen i gatshëm është,
mjaft që dikush të na qëndisë një ankesë.

BDELIKLEONI

Shko e m'i sill të dy këtu.

KSANTIA

Tani në çast.

BDELIKLEONI
*(të atit që ka sjellë një thurimë)*

Ç'e ke këtë?

---

[6] *Aluzion për gjeneralin Laket, që u përmend në fillim të komedisë e që pat kryesuar një fushatë të palavdishme në Sicili. Kleoni, për të cilin aludohet më poshtë, nuk linte rast pa ia përmendur disfatën, si kundërshtar që e kishte.*

FILOKLEONI

Një thark për derrat e Hestisë[7].

BDELIKLEONI

Në gjë të shenjtë vure dorë?

FILOKLEONI

Jo, aspak,
por puna niset që nga vatra, nga themelet.
Fillo, pra, hë, se mezi ç'pres që të gjykoj.

BDELIKLEONI

Ja sa të sjell takëmn' e shkrimit dhe regjistrin.
*(Futet brenda)*

FILOKLEONI

Ma more shpirtin me të tilla sorollatje.
Tani një brazdë në selishtë ç'do ta hiqja[8]!

BDELIKLEONI
*(kthehet me takëmet)*

Ja, tek i ke.

---

[7] *Hyjnesha e vatrës familjare. Filokleoni aludon për fajtorët, që ka ndër mend të gjykojë, ndër skllevërit e shtëpisë.*

[8] *Në tabelën e gjyqtarit shënohej një vizë, gjatësia e së cilës përcaktonte masën e dënimit.*

FILOKLEONI

Shpejt thirri emrat!

BDELIKLEONI

Po kush është
i pari fare?

FILOKLEONI

Ah, medet, se ç'e djallosa!
Harrova fare që të marr edhe kutinë.
*(Matet të hyjë brenda.)*

BDELIKLEONI

Or ti, ku shkon?

FILOKLEONI

Të marr kutinë.

BDELIKLEONI

S'ke ç'e do.
Ja tek kam sjellë për çdo rast dhe dy sapllakë.

FILOKLEONI

Oh, mrekulli! Ahere paskemi këtu
gjithçka na duhet. Veç një gjë mungon: klepsidra.

BDELIKLEONI
*(tregon oturakun)*

Po ky këtu s'të duket vallë si klepsidër?

FILOKLEONI

Të gjitha ditkërke t'i gjesh siç e lyp puna.

BDELIKLEONI
*(skllevërve)*

Tani të shkoni të na sillni sa më parë
temjan e degëza mersine si dhe zjarr,
që t'u drejtohemi së pari perëndive.

Urdhëri përmbushet. Bdelokleoni gatitet për të bërë flijimet, ndërsa skllevërit sajojnë një gjykatore.

KORIFEU

Ne marrim pjesë në këto lutje,
ceremonira,
dhe ju urojmë, ju përgëzojmë
që këtë ndeshje, këtë përleshje
e mbyllët bukur me paqë.

## *STROFA VI*

### GJYSMEKORI I PARE

E shenjta heshtje më së pari të vendoset.
O Apollon, O Feb pitik, për mbar' na qoftë
gjithçka që ky njeri
po nis këtu, te prag' i derës!
Gabimet shkofshin dhe ky çast
na sjelltë mbrothësi!
Pra, merrni një pean[9]!

### BDELIKLEONI

Ti, imzot, sundimtar, që shtëpitë na mbron,
që qëndron nat' e ditë te porta,
deh, të lutem, pranoje një rit krejt të ri,
që ne sot për babanë kremtojmë!
Frymëzoje të ndrrojë paksa karakter, aq i sertë,
nopran të mos jetë,
atë shpirt zemërak qetësoja ndopak,
me ca mjaltë safi ëmbëlsoja.
Le të jetë që sot i përzemërt me njerzit,
më i ngrohtë me një të pandehur
se me kë ngre padinë.
Me ata që u qahen të qajë,
ta largojë të ligën nga shpirti
dhe inatin nga gjembat ta zhveshë.

---

[9] *Këngë solemne me karakter të harreshëm drejtuar Apollonit.*

*ANTISTROFA VI*

## GJYSMEKORI I DYTE

Me lutjen tënde ne bashkojmë lutjen tonë
dhe këtij gjyqi, për sa the, i thurim himn.
Që sot për vete na ke bërë,
kur pam' që popullin e do,
ashtu sikundër s'e ka dashur
askush nga brez' i ri.

# EPISODI I PARE

*Sklleverit sjellin dy personazhe të shfytyruar si qen, njëri me fytyrën e Laketit, tjetri të Kleonit.*

BDELIKLEONI

Në ka gjyqtarë atje jashtë, le të hyjnë.
Se po filloi pastaj gjyqi, mbyllet dera.

FILOKLEONI

Kush akuzohet?

BDELIKLEONI
*(tregon njërin nga qentë)*

Ky këtu.

FILOKLEONI

Tani e sheh!

BDELIKLEONI

Ja dhe padia: "Unë, Qeni Kidathinas
ngre një padi ndaj Lakagrepit nga Eksona[10],
sepse i vetëm hëngri djathin sicilian.
Sa për dënim t'i ven' në qafë një rrip fiku[11]."

FILOKLEONI

Po qe fajtor, aher' të ngordhë si një qen.

BDELIKLEONI
*(Sjell Lakagrepin)*

Ky është qeni i pandehur Lakagrep.

FILOKLEONI

I poshtri! Duket që në sy që ësht' hajdut.
Shih si ngërdheshet e pandeh se do ma hedhë.
Po ku paditsi, ku ësht' Qeni Kidathinas?

QENI KIDATHINAS

Ham, ham!

BDELIKLEONI

E sheh?

---

[10] *Kleoni ishte nga Kidathina, ndërsa Laketi nga Eksona, dy lokalitete të Atikës.*

[11] *Fiku ishte bërë për athinasit simbol i spiunimit.*

FILOKLEONI

Po ky i ngjaka Lakagrepit?

BDELIKLEONI

Për lehje nuk ka shok.

FILOKLEONI

As si sahanlëpirës.

BDELIKLEONI
*(Filokleonit)*

Tani ti rri dëgjo!
*(qenit)*
Ti çohu e padit!

FILOKLEONI

Ndërkohë unë po zbraz supën e po ha.

QENI KIDATHINAS

Padinë time ju, gjyqtarë, e dëgjuat,
që sot po ngre kundër këtij. E tmerrshme është
ajo që bëri ky ndaj meje dhe detarve:
një copë djathë mori shpejt e zu një qosh
dhe aty hëngri sa u fry, u siqelos[12].

---

[12] *Laketi akuzohej se ishte korruptuar prej sicilianëve.*

BDELIKLEONI

Për Zeus, është e vërtetë! Sapo ndjeva
që më goditi në fytyrë er' e djathit.
Ah, qelbaniku!

QENI KIDATHINAS

Dhe s'më dha sado i lypa.
Tani s'më thoni, mundet vallë t'ju shërbejë
kush nuk i hedh diçka një qeni, siç jam unë?

FILOKLEONI

S'më dha as mua, një njeriu të rëndomtë.
Njëlloj si supa dhe ky djalë përvëloka.

BDELIKLEONI

Për perënditë, o baba, mos jep gjykim,
pa i dëgjuar që të dy.
*(I pandehuri nis të lehë.)*

FILOKLEONI

Dëgjo, mor bir,
kjo, ësht' e qartë, vetë puna po thërret.

QENI KIDATHINAS

Veç mos e nxirrni të pafajmë. Nga tër' qentë
nuk gjen një qen më të pangopur se ai.
Dhe jo më kot ai voziti rreth havanit,
koren e djathit të qyteteve përlau.

FILOKLEONI

Ndërkohë unë poçen s'di me se ta ngjis.

QENI KIDATHINAS

Prandaj dhe duhet ta dënoni. Dihet mirë
që dy hajdutë s'fshihen dot në një kaçubë.
Dhe s'bën të duket, veç kësaj, se leha kot.
Përndryshe unë nuk leh më këtej e tutje.

FILOKLEONI

Pa shih, oh, oh!
Për ç'prapësira e paditi para nesh!
Hajdut me nam na paskësh qenë! Po ti, gjel,
ç'mendon? Për Zeus, mbylli sytë, e pranoi.
Ku ësht' përgjegjsi të më sjellë oturakun?

BDELIKLEONI

Merre pak vetë se po dal për dëshmitarët.
Të futen brenda dëshmitarët që të gjithë:
dybeku, tasi, poçja, renda e mangalli
dhe tërë sendet që për gjyq janë njoftuar.
Shërbëtorët sjellin gjërat e mësipërme.
*(Filokleonit)*

Po ti akoma po përmjer aashtu më këmbë?

FILOKLEONI
*(shënon me gisht nga Lakagrepi)*

E sheh këtë? Ja cili sot do mbushë brekët.

BDELIKLEONI

Mor si s'u zbute sadopak, si s'të qesh buza
me të pandehurit, por do veç ku t'i shqyesh?
*(Lakagrepit)*
Ti dil përpara e nis mbrohu! Fol, pse hesht?

FILOKLEONI

Me sa po shoh, ai nuk paska se ç'të thotë.

BDELIKLEONI

Aspak, veç duket se me të po ndodh njëlloj,
siç na i ndodhi Tukididit një motmot,
kur ish në gjyq e goja befas iu kyços.
*(Lakagrepit)*
Pra ik, se mbrojtjen do ta marr përsipër vetë.
(Zë vendin e të pandehurit)
Sa zor, sa hall, o burra, qenka që të mbrosh
një qen të quajtur fajtor! Por do të flas,
se fundja është qen i mbarë, i ndjek ujqit.

FILOKLEONI

Më mirë quaje hajdut e komplotist.

BDELIKLEONI

Për Zeus, jo, nuk ka qen tjetër si ai;
ka borxh të ruajë një kope të tërë dhensh.

FILOKLEONI

Përse na qenkërka i mirë, kur ha djathë?

BDELIKLEONI

Përse? Po ja, se të mbron ty dhe ruan derën
dhe për çdo gjë e ke të gatshëm. Ndaj në vodhi,
duhet ta ndjesh: fundja nga qesta nuk merr vesh.

FILOKLEONI

Sa do të doja që dhe gramë të mos kish!
Kështu të liga s'do të bënte kur të fliste.

BDELIKLEONI

Dëgjomi pak, o i uruar, dëshmitarët.
Ti, rende djathi, dil këtu e fol, buçit.
Përgjigju qartë, se ti merrje në dorzim:
S'e grive djathin që të dhanë për ushtarët?
Dëgjon? Tha po.

FILOKLEONI

Për Zeus, jo, ajo gënjen.

BDELIKLEONI

Ki pak mëshirë, i uruar, për fatzinjtë.
Ky Lakagrepi tjetër s'ha veç koka peshku,
veç mbeturina, dhe buhat, s'rri në një vend.
Ndërsa ky tjetri s'është veçse për shtëpi.
Këtu rri shtrirë dhe, kur sjell dikush gjësend,
në çast lyp pjesë. Po s'i dhanë, të kafshon.

FILOKLEONI

Bobo! Ç'më gjet kështu? Kjo zemër pse m'u zbut?
Keqardhja shpirtin ma pushton e më kandis.

BDELIKLEONI

Baba, të lutem, ki mëshirë sadopak,
më qafë mos e merr! Të vegjëlit ku janë?

Sjellin ca fëmijë veshur si këlyshë.

Pa eni brenda, o fatzinj, e angullini
e faluni me përgjërim e derdhni lot!

FILOKLEONI
*(I përdëllyer)*

Ahere shkoni, shkoni, shkoni!

BDELIKLEONI

Po, në çast.
Ndonse kjo ftesë për largim shpesh ka shërbyer
për të mashtruar njerëzinë, po largohem.

FILOKLEONI
*(fshin sytë)*

E marrt' e mira, s'qenka gjë edhe të hash!
Me lotët tok edhe gjykimi m'u firas.
Dhe përse vallë? Thjesht pse hëngra pakëz supë.

BDELIKLEONI

Ahere si, u fal?

FILOKLEONI

Kjo s'thuhet aq kollaj.

BDELIKLEONI

Eh, mor baba, ç'bëhesh dhe ti kaq zemërgur!
Merr këtë votë dhe symbyllur shko e hidh
atje ku duhet: Lakagrepi del pa faj.

FILOKLEONI
*(çohet)*

Për nder, s'e bëj, se un' nga qesta nuk marr vesh.

BDELIKLEONI
*(E merr për dore)*

Ja, po të marr të shpje në udhën më të shkurtër.

*E shpie përpara kutisë së dytë.*

FILOKLEONI

Kjo është, pra, e para?

BDELIKLEONI

Kjo.

FILOKLEONI

E hodha votën.

BDELIKLEONI

*(shikuesve)*

Dhe ne ia hodhëm, se e fali, desh a s'desh.
*(Filokleonit)*
Tani kutitë po i hap.

FILOKLEONI

Ç'kemi vendosur?

BDELIKLEONI

Ja, do të shohim. Lakagrep, shpallesh pa faj.
*(Plaku rrëzohet.)*
Baba, baba! Ç'të gjeti? Ah, pak ujë, shpejt!
*(Një skllav sjell ujë.)*
Ngrihu, baba!

FILOKLEONI

(vjen në vete)

Më parë thuamë një gjë:
Vërtet u fal?

BDELIKLEONI

Për Zeus, po.

FILOKLEONI

Aher' kot rroj.

BDELIKLEONI

Mos e prish gjakun, mor babush, por ngrihu, haj!

FILOKLEONI

S'e di as vetë, s'e marr vesh se si e fala
një të pandehur. Si do vejë fati im?
Më përdëlleni, perëndi nderemëdha!
Nuk ish dëshira, as nuk ish natyra ime.

BDELIKLEONI

Mos merr aq zjarr! Unë, yt bir, po të premtoj
të të ushqej e të të marr ngado që shkoj,
nëpër gostira, zijafete apo shfaqje.
Ç'të mbet nga jeta, do ta shkosh për mrekulli
dhe Hiperboli[13] s'do të tallet më me ty.
Pra, hyjmë brenda!

FILOKLEONI

E po, mirë, s'kundërshtoj.

*Hyjnë brenda. Skllevërit heqin pajisjet e gjyqit.*

---

*[13] Tregtar me shumë autoritet në jetën politike. Pas vdekjes së Kleonit u bë udhëheqës i partisë demokratike.*

KORIFEU
*(U drejtohet plakut dhe të birit)*

Po, shkoni ku të doni, bëni qejf!
*(shikuesve)*
Ndërsa ju, o shikues, ju masë pa fund,
mbani vesh me kujdes ç'do të thuhet,
që asgjë e dobishme mos bier përdhe.
Se kjo ndodh zakonisht me shikues të trashë,
por aspak s'ndodh me ju.
Qytetarë, dëgjoni të gjithë këtu, çiltërsinë në rast se e doni,
se poeti tani ka ndër mend pikërisht disa fjalë qortimi t'ju thotë.
Ju e keni përbuzur. Dhe kur?
Kur ai ju ka bërë shërbime pa numër.
Në fillim jo aq haptas veproi, vërtet,
pas poetësh të tjerë i fshehur.
Me fuqi profetike e plotë mençuri, si Eurikli[14],
falltari i famshëm,
hynte brenda të tjerve dhe mbillte atje
plotë fillesa të holla, komike.
Pas kësaj doli haptas dhe fatin e vet ai
zu drejtpërdrejt ta provojë,
duke mbajtur për freri e ngarë tashmë jo të botës
por muzat e veta.
Kur i famshëm u bë e nderohej nga ju,
si nuk është nderuar kush tjetër,
nuk filloi të mbahej aspak më të madh dhe,
siç thotë, s'u deh nga sukseset,

---

[14] *Thuhej se kishte aftësinë të fliste me zë barku pa lëvizur muskujt e fytyrës.*

në palestra nuk bridhte të joshte ndokënd,
as në rast se ndonjë nga dashnorët
kishte marrë inat me djaloshin e vet dhe kërkonte
t'ia vinin në lojë,
ai shton se askujt për këtë nuk iu bind,
sepse niset nga ndjenja e lartë,
që me muzat, të cilat i do me gjith' shpirt,
kodoshllëk asnjëherë mos bëjë.
Pra qëkurse zu shkruante me zell komedi,
s'u lëshua mbi njerëz të thjeshtë,
por me mllef e guxim posi një Herakli,
u vërsul mbi ata me pozitë,
trimërisht menjëherë në këmbë u ngrit kundër
vetë atij dhëmbçatallit,
që të sheh me ca sy, që të ngjethin në shpirt,
posi sytë e Cinë lavires.
Rrotull tij jargaviten, lëpihen pa turp plot njëqint
lapangjozë të ndyrë,
ndërsa zëri i tij shungullon e buçet si përroi
që sjell veç mjerime,
erëqelbur si fokë, ndën vete krejt zhul dhe
nga prapa tamam si gamile.
Por poeti s'u tremb nga i tillë lugat, as u ble me para e dhurata,
dhe vazhdon edhe sot të luftojë për ju.
Pas kësaj, siç e thotë dhe vetë,
gjatë vitit që shkoi u sul me tërbim, kundër maktheve,
kundër kllapisë,
që çdo natë sfilisnin e shtrydhnin në kulm
baballarët dhe gjyshërit tanë.
Kishte njerëz që donin të rrinin rehat?
Natën djajtë[15] u vini te koka
dhe gatisnin e ngrinin pa bujë një kurth me padira,
dëshmira, betime,

[15] *E ka fjalën për spiunët e Kleonit.*

saqë shumë pastaj nga sikleti i madh
fluturim polemarkut i shkonin.
Mirpo ju pikërisht këtë mik, aleat,
që krahinën nga plehrat spastronte,
e braktisët po vjet dhe e latë fillkat,
ndërsa mbillte mendimet e reja.
Kësisoji lastarët s'u rritën më tej,
se përkrahja prej jush u mungoi.
Por sa herë poeti spërkat në altar,
do betohet për Bakun e shenjtë
se askush ndonjëherë në jetë të tij komedi
më të mira s'ka parë,
sepse në të vërtetë çdo turp bie mbi ju,
që nuk ditët t'i çmoni me kohë.
Kurse sa për poetin, kush ka pakëz mend,
asnjë faj për këtë s'i ka vënë,
edhepse duke mundur rivalët e tij,
ai shoi dhe shpresat e veta.
Por që sot, o t'uruar, dëgjoni:
ndër poetët këdo që përpiqet
diç të re të zbuloj' a të thotë,
ta nderoni më fort, ta selitni,
dhe mendimet e tij mos i humbni,
në sënduk tok me mollët t'i vini.
Në veprofshi kështu,
petkat tuaja tërë vitin
do të kundërmojnë.

*ODE*

GJYSMEKORI I PARE

Sa të fortë dikur kemi qenë për valle,
sa të fortë për luftë,
ishim burra vërtet, nga çdo anë ta marrësh.
Por njëherë, ama, e një kohë
sepse sot s'jemi më, ndërsa flokët i kemi
më të bardha nga pendët e mjellmës.
Por s'ka gjë, dhe kështu brenda vetes do gjejmë
vrull e forcë rinore.
Ne si pleq prapseprapë më fort kemi vlerë,
se sa krrelat dhe sqim' e rinisë,
se sa sjellja e tyre pa turp.

*EPIRREMA*

KORIFEU I GJYSMEKORIT TE PARE

Në se ka ndonjë mes jush, që çuditet, o shikues,
se si dukem sot kështu, meskëputur posi grerat,
dhe s'e di, s'e merr me mend se ç'kuptim ka thumbi im,
e kam lehtë t'ia sqaroj, dhe në rast se s'i njeh muzat.
Ne që thumba kemi pas posi bisht në prapanicë
jemi vendas jet' e mot e fisnikë si askush.
Jemi burra të pashoq dhe qytetit pa u trembur
krah iu bëmë në rrezik, kur këtu barbari shkeli.
Ky vatanin na e dogj, na e bëri shkrumb e hi,

se ta zhbinte fare desh çerdhen tonë prej grerakësh.
Por ne jashtë dolëm vrap me një heshtë e mburojë
dhe me ta u kapëm keq, krejt të dehur nga urrejtja.
Burri burrit ndesh iu vu, buzën hanim nga tërbimi,
heshtat vinin posi re edhe qiellin errësonin.
Por kur mbrëmja zu u qas, falë hyjve ne fituam:
si ogur një buf mbi ne para ndeshjes fluturoi.
Ata ik e ne po pas, ua bëmë cop' shallvaret,
ata rend e ne picko sa në sy e sas në faqe.
Ndër barbarët kësisoj edhe sot e kësaj dite
askurrkush s'quhet më trim nga grerakët e Atikës.

*ANTODA*

GJYSMEKORI I DYTE

Po, vërtet, isha aq trim, sa askujt s'ia kisha frikën
dhe armiqtë i dërmoja
duke vajtur me trirema gjer atje.
S'kisha hall ahere bukur
diç të thosha, s'kisha nge
të spiunoja,
po përkundra bënim garë kush më mirë do rremonte.
Dhe kështu qytete plot
medëve ne u rrëmbyem,
falë nesh haraçi vjen,
që të rinjtë e llupitin.

*ANTEPIRREMA*

## KORIFEU I GJYSMEKORIT TE DYTE

Me kudjes në na vëzhgofshit, do të shihni që kudo
si në sjellje si në ngrënje me grerakët ne ngjasojmë.
Se së pari, ju e dini, s'ka gjallesë, kur ngacmohet,
që të jetë më e sertë, më e egër se sa ne.
Por ne ngjajmë me grerakët dhe në plot anë të tjera.
Si ata brenda folesë, edeh ne na sheh në luzmë
rreth arkontit gjyqdrejtues apo rreth të njëmbëdhjetve[16],
ndërsa ca në Odeon[17]. Dhe gjykojnë rrëzë muresh,
ngjeshur-ngjeshur e shtrënguar, kokëulur, syt' përdhe
dhe si bletët nëpër hoje mezi tunden e lëvizin.
Sa për gjetjen e ushqimit jemi mjeshtra të vërtetë:
ne thumbojmë çdo njeri dhe jetesën sigurojmë.
Por mes nesh për fat të keq ka dhe shumë parazitë.
Dhe këta nuk kanë thumb, nuk e vrasin veten fare,
ama ç'mbledhim ne me mund e përlajnë pa të keq.
Më e dhimbshmja pastaj është, kur racionin na e hanë
disa njerëz, që për vendin asnjëherë s'kan' luftuar,
s' u jan' bërë duart kallo as nga shpata as nga rremi.
Që ta themi me një fjalë, për mendimin tim që sot
kush s'ka thumb nga qytetarët, tri obolat mos i marrë.

---

[16] *Kolegj i përbërë prej njëmbëdhjetë anëtarësh, i cili mbikëqyrte ruajtjen e keqbërësve nëpër burgje dhe shkeljen e të drejtave të qytetarëve.*

[17] *Ndërtesë, ku zakonisht luheshin pjesë muzikore.*

## EPISODI I DYTE

*Një kthinë në shtëpi. Filokleoni me mantel të shqyer dhe brashnja të vjetra, pas tij Bdelikleoni, i ndjekur nga një skllav, që mban në duar një mantel të ri e një palë brashnja të reja.*

FILOKLEONI
*(shtrëngon mantelin)*

Gjersa të rroj këtë nga trupi nuk e heq,
sepse veç ky gjatë fushatës më shpëtoi,
kur egërsisht murlani sulej kundër meje.

BDELIKLEONI

Me sa po shoh, ti nuk ia do të mirën vetes.

FILOKLEONI

Për Zeus, jo, manteli yt s'më duhet hiç.
Para ca ditësh hëngra peshk e keq u ndota
dhe për pastrim m'u desh të jepja tri obola.

BDELIKLEONI

Po fundja bëjmë thjesht një provë, meqë vetë
ti e pranove të më kesh si kujdestar.

FILOKLEONI

E mirë, pra, ç'të bëj më thuaj!

BDELIKLEONI

Hiq mantelin
dhe tjetrin vish. Tregoje veten që merr vesh.
(Përpiqet t'i veshë mantelin e ri.)

FILOKLEONI
*(duke u shmangur)*

Hajde, po deshe, bë fëmijë edhe rriti,
që, posi ky, pastaj të duan të të mbytin.

BDELIKLEONI

Mjaft dërdëllite, vishe shpejt e mos e zgjat!

FILOKLEONI
*(duke vështruar mantelin)*

Për perëndi, ç'është kështu kjo paçavure?

BDELIKLEONI

Emrin ia thonë kush "persid'" e kush "kavnakë".

FILOKLEONI

Mua m'u duk si gun' e dhirtë timetidësh[18].

BDELIKLEONI

Mos u çudit, në Sardi[19] kurrë nuk ke qenë,
ndja dhe s'e njeh. Pa hë, tani, s'të bie në hatër?

FILOKLEONI

Aspak, për Zeus, as tani. Madje më ngjan,
më bëhet krejt si t'ishte petku i Morikut[20].

BDELIKLEONI

Jo, jo, kjo plaçkë është endur n'Ekbatanë[21].

FILOKLEONI
*(tregon thekët)*

Mos n'Ekbatanë për mantel përdorin zorrët?

BDELIKLEONI

Ç'thua kështu, more babush? Po e di ti
se kjo barbarëve u lyp goxha shpenzime,
se ky mantel ka dashur lesh plot një talant?

---

[18] *Banorë të Atikës.*
[19] *Qytet në Azi të Vogël.*
[20] *Nofkë e Dionizit.*
[21] *Qytet në Persi, dikur seli e mbretërve të saj.*

FILOKLEONI

Po s'do të ishte më e udhës që ta quanin
leshngrënëse dhe jo kavnak?

BDELIKLEONI

Or i uruar,
duro dhe ca gjer të ta vesh.

FILOKLEONI

Medet ç'më gjeti!
Ç'erë të rëndë, ç'afsh më hodhi në fytyrë!

BDELIKLEONI

Hë, fol, e do?

FILOKLEONI

Për Zeus, jo!

BDELIKLEONI

Dëgjo, mor shpirt...

FILOKLEONI

Po qe për të, më mirë vërmëni një saç!

BDELIKLEONI

Mos ki merak se do ta kesh.

*(skllavit)*

Tani ti shko.

FILOKLEONI

Vërmë, në daç, dhe një çengel!

BDELIKLEONI

S'më thua, pse?

FILOKLEONI

Që të më heqësh, sa s'jam tretur e s'jam shkrirë.

BDELIKLEONI

Pa zbathi shpejt dhe ato brashnja të mallkuara
dhe pa e zgjatur vish fët-fët këto spartanet!

FILOKLEONI

Un' të lejoj që të më mbathin ndonjëherë
këto të nëmura këpucë të armiqve?

BDELIKLEONI

Pa fute këmbën, fute, shpirt, dhe shkel pa frikë
në territor spartan.

FILOKLEONI

Kësaj i thonë dhunë
të më shtrëngosh të shkel në truall të armikut.

BDELIKLEONI

Tani dhe tjetrën.

FILOKLEONI

Jo, nuk bindem kurrsesi,
se një nga gishtat me spartanët është hasm.

BDELIKLEONI

S'ka rrugë tjetër.

FILOKLEONI

Paskam qenë i pafat,
që plak njeri nuk vuaj më nga morth' i këmbës.

BDELIKLEONI

Hajt, lëri fjalët, mbathi shpejt e nis barit,
si pasanikët, tërë naze, spitullim.

FILOKLEONI
*(baret hijerëndë)*

Pa hë, shikomë, si të dukem dhe me kë,
me ç'pasanik nga të bariturit ngjasoj?

BDELIKLEONI

Me cilin the? Me një çiban me hudhër veshur.

FILOKLEONI

Pikës i re: të tundem qejfi fort ma ka.

BDELIKLEONI

Tani të shohim, di të flasësh si mendtar
në shoqëri njerzish të mprehtë e të ditur?

FILOKLEONI

Edhe më pyet?

BDELIKLEONI

Ç'do të thoshe?

FILOKLEONI

Lloj-lloj gjërash.

Se ja Lamisë, kur u kap, i vajtën shtatë,
se kur me t'ëmën bisedonte Kardopioni...

BDELIKLEONI

Mor lëri profkat e përrallat dhe rrëfe
gjëra të jetës, siç fjalosim në shtëpi.

FILOKLEONI

S'kam kundërshtim, di plot biseda të përditshme,
si fjala vjen "Na ish një mi edhe një bukël"...

BDELIKLEONI

O ti njeri, njeri pa mend, pa edukatë
- kështu i tha një plehraxhiu Teogjeni -
biseda minjsh kërkon të hapësh midis burrash?

FILOKLEONI

Ç'të them ahere?

BDELIKLEONI

Oh, plot gjëra madhështore,
për lojrat ku qe ti, Androkli e Klisteni.

FILOKLEONI

Në lojra unë? Me ç'mbaj mend, s'kam qenë kurrë,
veçse një rast, në Paros thjesht për dy obola.

BDELIKLEONI

Së paku thuaj si luftonte në pankrac[22]
Efudioni me Askondën trimërisht,
paçka se plak, paçka se ishte flokëbardhë;
ama si gur t'i kishte krahët, gjoskin, ijet,
dhe një parzmore që...

FILOKLEONI

Mjaft, mjaft, nuk na the gjë.
Si mund të bësh pankrac i veshur me parzmore?

[22] *Lloj sporti, ku gërshetohej mundja me boksin.*

BDELIKLEONI

Kështu fjalosen vazhdimisht ata që dinë.
Por kam diçka: sikur të ishe duke pirë
midis të huajsh, ç'gjë për vete do të thoshe,
ndonjë ndodhi a ndonjë bëmë të rinisë?

FILOKLEONI

E kam dhe unë, po, e kam një trimëri:
dikur ca furka i kam vjedhur Ergasionit.

BDELIKLEONI

Ç' më vdiqe ti! Ç'furka, more? Rrëfe më mirë
si gjuaje derra apo lepuj, si ke rendur
me një pishtar, shkurt, fol për punëra të larta.

FILOKLEONI

Të flas për punëra të larta? Flas posi.
Kur isha djalë, Fajl vrapuesin për fyerje
e kam përndjekur dhe e zura me dy vota.

BDELIKLEONI

E mjaft, de, mjaft! Pa shtrihu shpejt edhe mëso
nëpër gostira midis shokësh si të rrish.

FILOKLEONI

E si të shtrihem? Më mëso!

BDELIKLEONI

Me hijeshi.

FILOKLEONI
*(lëshohet tërë spitullim)*

Kështu, për shembull, e kam mirë? Ç'thua?

BDELIKLEONI

Jo.

FILOKLEONI

Po hë, de, si?

BDELIKLEONI

Lëshoji gjunjët lirshëm krejt,
zër vend në shtroja shkrifëruar si atlet,
pastaj takëmet e tryezës nis lëvdo,
sodit tavanin dhe thurimat rreth e qark.
Më pas vjen uji, lahen duart, shtrohet sofra;
ti ha, prap' lahesh dhe e mbyll me libacionet.

FILOKLEONI

Për perëndi, po si, në ëndërr do drekojmë?

BDELIKLEONI

Kumboi fyell' i fyelltares, ja gostiarët
janë Eskini, Fani, Téori[23], Kleoni,

[23] *Të tre ishin miq të Kleonit.*

te kok'e tij - një mik, i bir' i Akestorit.
Mes tyre, pra, ti merrja këngës!

FILOKLEONI

Do t'ja marr.

BDELIKLEONI

Vërtet?

FILOKLEONI

Bile më mirë nga një malësor.

BDELIKLEONI

Ta shohim. Unë jam Kleoni, fjala vjen,
dhe ja "Harmodit"[24] po ja marr e ti ma prit.
*"Në-ë Athi-i-në ku-u-rrë nuk ka pa-a-tur..."*

FILOKLEONI
*(ia pret)*

*"...një-ë hajdu-u-t, një ma-a-skara të ti-i-llë".*

BDELIKLEONI

Kështu këndoke? Po ai do ulërijë,
do hakërrohet të të prishë, të të zhdukë,
e të të zbojë nga ky vend.

[24] *Këngë gostie për nder të tiranvrasësit Harmod.*

FILOKLEONI

Për Zeus, unë,
në m'u kanostë, diçka tjetër do këndoj.
*(këndon)*
"O ti njeri, që digjesh zjarr
për forcë e pushtet,
më qafë vendin po e merr,
në hon po e gremis."

BDELIKLEONI

Po sikur Téori te këmbët e Kleonit
dorën e djathtë t'ia shtrëngojë e t'ia nisë:
"Ki parasysh, mik, Admetin,
njerzit e mirë[25] ndero..."
me ç'këngë vallë do t'ia kthesh?

FILOKLEONI

Me frymëzim:
"S'mundet, jo, të rrosh si dhelpër,
si mësalla me dy faqe s'mund të rrosh."

BDELIKLEONI

Pastaj Eskini, bir i Selit,
që ka një barrë mend e ka kulturë,
do t'ia fillojë dhe ai:
"Kamje dhe rrojtje kërkojmë
si Klitagora dhe unë
në Tesali!..."

[25] *Përsëri aludon për Kleonin dhe klanin e tij.*

FILOKLEONI

"...Ehu, sa kemi prishur ne të dy!"

BDELIKLEONI

Deri këtu e ke të qartë, me ç'po shoh.
Tani ta zëmë se na fton Filoktemoni.
*(skllavit)*
- Ej, Krez, dëgjo, pa eja shpejt e na shtro sofrën!
*(t'et)*
Se sot, që thua, do ta djegim.

FILOKLEONI

Kurrsesi.
Të pirët është me zarar. Ata që pijnë,
rrëzojnë dyer e goditen, rrihen paq,
ndërsa më pas për dënim japin dhe para.

BDELIKLEONI

Në qofsh mes shokësh të nderuar, s'të ndodh gjë.
Se të lënduarin ata do ta qetojnë
dhe vetë ti diçka plot kripë do rrëfesh
ja nga Ezopi, ja një fabul sibarite[26],
që ke dëgjuar në gosti. Kështu gjithçka
do jetë kthyer në shaka dhe sherri shuhet.

---

[26] *Në to, ndryshe nga ç'ndodhte në fabulat e Ezopit, personazhet ishin njerëz e jo kafshë.*

FILOKLEONI

Ahere duhet plot të tilla të mësoj,
në rast se s'dua çdo të keqe ta shpagoj.

BDELIKLEONI

Tani të nisemi! Agjë të mos na ndalë!

*Dalin të shoqëruar nga skllavi me shportën e ushqimeve.*

# PARABAZA E VOGEL

*ODA*

GJYSMEKORI I PARE

Shpesh herë vetja m'është dukur
njeri i mprehtë, jo sylesh.
Por më finok nuk ka se bir' i Selit,
s'ka si Aminia, ky pinjolli i Krobilit.

Në vend të mollës e të shegës hante drek' me Leogorin
i babëzitur mos më keq si Antifonti.
Dhe ja e nisën përfaqësues në Farsalë.
Mirëpo ç'na ngjau? Ai rrinte tërë ditën
me varfanjakët, se dhe vetë
ishte i varfër sa më s'ka.

KORIFEU I GJYSMEKORIT TE PARE

Ka dhe njerëzm ka dhe fjalë sikur unë u nënshtrova,
kur Kleoni me krejt peshën përmbi mua u lëshua,
kur m'u sul si mos më keq. Dhe lëkurën tek ma ripnin
e thërrisja me tërbim, pati plot që u gajasën,
që vështronin lemerinë pa e prishur terezinë,
duke pritur në do bëja dhe ashtu ndonjë shaka.
Këtë gjë e vura re dhe nga halli pe lëshova.

Por tanimë "furka s'e mban dot hardhinë".

## EPISODI I TRETE

Sheshi i pazarit

KSANTIA
(hyn duke ulërirë e duke fërkuar kryqet)

Se ç'jua kam zili, o breshka, atë zhguall!
Sa mençurisht natyra vetë ju pajisi
me një mbulesë që ju mbron shpinë dhe mes!
Por mua, ah, ç'më dhembin kryqet nga dajaku.

KORIFEU

Po ç'ke, o djalë, ç'ke? Me hak të them kështu.
Se edhe plaku djalë është, gjer ha dru.

KSANTIA

A s'është plaku, pra, e liga më e ligë,
ky pijanec ndër pijanecët mi i prapi?
Atje ish banda e Frinikut; me Hipil,
Likon, Thufrast e Antifont e Lisistrat.

Por m'i pacipi nga të tërë ish ai.
Sa mbushi plëncin me ca gjëra fort të shijshme,
zuri të brofë, të kërcejë, të gajaset
posi kërriçi i ushqyer me tagji
dhe m'u lëshua bjer e thirr: Çun-na, Çun-na!
Dhe Lisistrati sa e pa u hodh e tha:
"E di si ngjan, o plak? Si frigas cipëplasur
a si gomari i lëshuar në luadh!"
Me ulurimë u hodh plaku dhe e quajti
një karkalec, po karkalec krahëkëputur,
edhe Stenel[27] të lënë fare lakuriq.
Përveç Thufrastit që të gjithë rrahën duart.
Përkundra ky rrudhoste buzët si nazik.
Ahere plaku nis Thufrastit i drejtohet:
"A nuk më thua, ç'më krekosesh mor kështu,
sahanlëpirës e gaztor i të mëdhenjve?"
Kështu i shante që të gjithë një pas një
duke gajasur si fshatar e duke thënë
ca gjëra fare pa kuptim, fare pa vend.
I bërë thumb u nis pastaj për në shtëpi
duk' u përplasur me këdo që haste udhës.
Ja, shiheni tek vjen si barka në stuhi.
Po shkoj përndryshe ka rrezik të ha dajak.

*Del.*

FILOKLEONI

*Hyn me një pishtar të ndezur në dorë duke u lëkundur e duke tërhequr një fyelltare. Pas e ndjek një turmë njerëzish të keqtrajtuar prej tij.*

Lart pishtarët, sa më lart!
Kush më ndjek do ta pësojë!
Po s'u shporrët, o ndyrashë,

[27] *Tragjedian i rëndomtë.*

me këtë pishtar, e shihni,
do t'ju djeg, t'ju përcëlloj.

NJE BASHKEPIJETAR

Sado i fortë qofsh, këtë që bëre
të gjithve nesër do na e paguash.
Do vimë mizëri,
në gjyq do të të hedhim.

FILOKLEONI

Ha-ha! Si thatë, ë, në gjyq?
Përrall' e njohur! Nuk e ditke
se s'dua fare të dëgjoj
për gjyqet? Lëre, mos më fol!
(tregon fyelltaren)
Kjo, po, më pëlqen. Dhe gjyqet poshtë!
(njerëzve që e ndjekin)
Këtu akoma? Dal pa po s'thirra gjyqtarin! Shporruni!

Turma shpërndahet.

*(fyelltares, duke e hequr drejt skenës)*

Ngjitu këtu, moj brumbullushkë e florinjtë!
Këtë litar që po të zgjat mbërtheje fort!
Na, kape! Veç kujdes se është ca i vjetër.
Megjithatë po ta fërkosh nuk i bën keq.
Ti e shikon me sa lezet q'andej të hoqa,
prej një gostie, ku të tjerët do kënaqje.
Ndaj këtë rripkë merre pakëz me të mirë.
Por ti këtë, e kam të qartë, s'do ta bësh,
veç do të tallesh e do lozësh sipas qejfit,

siç ke vepruar dhe më parë me të tjerët.
Në rast se s'do të rrosh si grua e përdalë,
po të jap fjalën se pas vdekjes së tim biri
do të të ble, o shpirt, si mike do t'të mbaj.
Por hë për hë nuk njihem zot i pasurisë
se jam i ri dhe prej ca kohësh nën vëzhgim.
Më ruan birçja. Ç'birçe? Ferrë e vërtetë,
kopprac sa ndan edhe një kokërr në dy pjesë.
Dhe frikë ka mos prishem fare, mos marr fund.
Ka hak, i shkreti, një baba në botë ka.
Ja tek po vjen; me ç'shoh, e ka me ne të dy.
Pishtarin rroke, si statujë merr qëndrim,
sepse tani do nis ta tall siç më ka tallur
edhe ai, kur s'isha njohur me misteret.

BDELIKLEONI
*(ia beh me vrap)*

Dëgjo këtu, dëgjo, or ti, qejfli trundryshkur!
Me ç'shoh, ti digjesh e lakmon një varr të bukur.
Po, jo, për Apollon, kjo s'bëhet kaq kollaj.

FILOKLEONI

Një gjyq tër' uthull, ah, sa fort ta paskësh ënda!

BDELIKLEONI

Dhe kush po tallet, ti grabitës i paturp
i fyelltares së gostisë!

FILOKLEONI

Ç'fyelltare?

Ç'më grin ashtu, sikur më vjen nga bota tjetër?

BDELIKLEONI

Mor, ja, për Zeus, ja tek është dardanida[28].

FILOKLEONI

Jo, është vetëm një pishtar që ndrit për hyjtë.

BDELIKLEONI

Vërtet pishtar?

FILOKLEONI

Vërtet. S'e sheh si është çarë?

BDELIKLEONI

Po këtë damkë si katran në mes ç'e ka?

FILOKLEONI

Oh, është pisë, që së brendshmi i buron.

BDELIKLEONI

Po kjo këtu nuk është vallë prapanicë?

FILOKLEONI

Aspak! Ësht' nyje që e ka pishtari vetë.

---

[28] *Dardania, krahinë në veri të Trojës (Azi e Vogël), shquhej për fyelltaret e saj.*

BDELIKLEONI

Ç'po thua? Ç'nyje është kjo?
(*fyelltares*)
Pa eja pak!

FILOKLEONI

Ej-ej, pa dal, ç'kërkon të bësh?

BDELIKLEONI

Do të ta marr,
sepse ti je një plak i mykur, i mbaruar
dhe s'bën për të.

FILOKLEONI

Tani dëgjomë pak dhe mua.
Dikur në lojrat olimpike pashë vetë
se si luftoi me Askondën Efudioni
paçka se ishte i moshuar. Me një grusht
i ra më plaku dhe përmbysi më të riun.
Prandaj kujdes mos të të bëhen sytë plehë.

BDELIKLEONI

Për Zeus, po, e shoh që paske përfituar.

*Hyn një bukëpjekse me kanistër të zbrazët e shoqëruar nga Kerefonti si dëshmitar.*

BUKEPJEKSJA
(*Kerefontit*)

Të përgjëroj, për perënditë, më ndihmo!
*(tregon drejt Filokleonit)*

Ja tek e ke atë njeri që me pishtar
për pak më vrau dhe më hodhi nga kanistra
një herë dhjetë, pastaj katër obla bukë.

BDELIKLEONI
*(t'et)*

E sheh se ç'bëre? Sheh se ç'gjyqe e ç'dava
me dehjen tënde na shkaktove?

FILOKLEONI

Jo, aspak!
Do të sajojmë mir' e bukur ca pallavra
dhe kam besim se këtë gjë do ta sheshoj.

BUKEPJEKSJA

Ja ku bëj be për dy hyjneshat, s'do shpëtosh
ti që m'i shpure bukët dëm. Këtë ta thotë
Mirtia, bij' e Ankilionit dh' e Sostratës.

FILOKLEONI

Dëgjo, moj xhane, të të them një histori,
diçka për qejf.

BUKEPJEKSJA

Ik, mor bandill, shko shiti gjetkë!

FILOKLEONI

Një her' Ezopi një pasdarke po bariste,
kur ja, një bushtër pijanike, e paturp
iu sul gam-gam, ndërsa ai: "Ah, bushtër, bushtër,
sikur ta mbyllje atë grykë e të blije
diku ca grurë, për të mençme do t'të mbaja."

BUKEPJEKSJA

Edhe po tallesh? Kushdo qofsh, do t'të padis
për dëmtim buke tek mbikqyrsit e pazarit
dhe dëshmitar kam Kerefontin, ja, këtë.

FILOKLEONI

Dëgjo, për Zeus, ç'gjë të bukur do t'të them:
Po matej Lasi[29] me poetin Simonid,
dhe a e di si tha? "As pyes hiç për të".

BUKEPJEKSJA

Vërtet e ke?

FILOKLEONI

Ndërkohë ti, o Kerefont,
meit siç je shkon dëshmitar për një bardhoshe,
si Ino zeza, që rrok gjunjët e Euripidit.

*Bukepjeksja dhe Kerefonti dalin. Në skenë hyn një tjetër njeri i fyer tok me dëshmitarin e tij.*

---

[29] *Ka qenë njëri prej mësuesve të Pindarit.*

BDELIKLEONI
*(Filokleonit)*

Ja tek po vjen edhe një tjetër, me ç'po shoh,
të të padisë. Ka me vete dëshmitarin.

I FYERI

Ah, se ç'më gjet! Kam ardhur, plak, të të padis
për fyerje.

BDELIKLEONI

Si, për fyerje the? Mos, për hyjnitë,
mos e padit! Si dëmshpërblim në vend të tij
të jap ç'të duash dhe madje të jam mirnjohës.

FILOKLEONI

Sa për këtë jam gati vetë që ta ndreq.
Po, e pranoj, me gur e shkop e kam goditur.
*(të fyerit)*
Pa eja pak! Tani, si thua, dëmshpërblimin
do ma lësh mua ta caktoj e jemi miq,
apo pëlqen më mirë vetë ta caktosh?

I FYERI

Jo, jo, fol ti, se për davara s'më ha malli.

FILOKLEONI

Një sibarit njëherë ra nga qerr' e tij
dhe u vra keq, ment theu kokën, sepse s'dinte
për ngarje kuajsh lumëmadhi s'ia thosh hiç.

Në atë çast një mik u qas e zu t'i thosh:
"Në jet', o gaz, duhet të bësh atë që di."
Prandaj dhe ti të shkosh bën mirë te Pitali[30].

BDELIKLEONI

Dhe këtë radhë e tregove cili je.

I FYERI
(*dëshmitarit*)
Ti shih mbaj mend atë përgjigjen që dha ky!
(*matet të dalë*)

FILOKLEONI

Dëgjo këtu, mos ik! Në Sibari një grua
pat thyer një misur.

I FYERI
(*dëshmitarit*)

Mba mend edhe këtë!

FILOKLEONI

Misuri ç'bëri? Gjeti shpejt një dëshmitar.
Por sibaritja e mëson: "Për Persefonën,
sikur të lësh këto dëshmi dhe sa më shpejt
të blesh një lidhkë, do tregohesh më i mençur."

I FYERI

Vazhdo të tallesh sa pa dal' ende në gjyq.
(*del së bashku me dëshmitarin*)

[30] *Mjek i kohës.*

BDELIKLEONI

*(t'et, me padurim)*

Jo, për Demetrën, më këtu nuk do të rrish.
Do të të marr pa një pa dy.

*(e merr nën sqetull)*

FILOKLEONI

Ç'po bën?

BDELIKLEONI

Ç'po bëj?
Po të fus brenda, se përndryshe ka rrezik
që kush ka hall mos gjejë dot një dëshmitar.

FILOKLEONI

Njëherë delfasit Ezopin...

BDELIKLEONI

E ç'më duhet?

FILOKLEONI

...na e paditën për një shishkëzë të shenjtë.
Ndërsa ai u tha: "Dikur një brumbull plehu..."

BDELIKLEONI

Ah, që mos qofsh edhe u shofsh me gjithë brumbuj!

*(fut të jatin brenda)*

*STROFA VII*

GJYSMEKORI I PARE

Ja kam vërtet zilinë plakut.
Si lum ai që dorë hoq
nga ajo jetë aq e sertë!
Të tjera gjëra ka mësuar
dhe ka ndryshuar rrënjësisht,
midis të mirave jeton.
Por s'di a është i kënaqur?
Të heqësh dorë s'ësht' e lehtë
nga jeta që gjithnjë ke bërë.
Megjithse kjo ka ndodhur shpesh:
që pasi njeh një mendje tjetër,
të ndrrosh mendimet, sjelljen tënde.

*ANTISTROFA VII*

GJYSMEKORI I DYTE

Nderim të madh, pas mendjes sime
dhe të kujtdo që drejt gjykon,
për dashurinë ndaj të atit
dhe për urtinë meriton
ky biri i Filokleonit.
S'kam hasur kurrë një njeri
kaq shpirtflori e kaq gojëmbël,
askush sa ky s'më ka mahnitur.

Dhe gjatë zënkës me të atin
a s'pat të drejtë me t' vërtetë
që jetën desh t'ja hijeshonte
atij që jetën i dhuroi?

# EKSODI

KSANTIA
*(del nga shtëpia)*

Për Dionizin, një hyjni këtu ka dorë
në të këqiat që shtëpinë kan' pllakosur.
Pasi plakushi piu shumë sa u dend
dhe mbajti vesh ca tinguj fyelli, filloi
të hedhë valle pa pushuar shend e verë,
vallet e moçme që Tespida pat kërcyer.
Për të aktorët tragjedianë janë leshko
dhe u ka shpallur ndaj një garë në vallzim.

FILOKLEONI
*(shfaqet tek dera duke shkërbyer Polifemin)*

Ç'janë vallë ata, që te porta më rrinë?

KSANTIA

Ja, shikoni tek erdhi ky plak malukat.

FILOKLEONI

Shpejt largoni pengesat! Do nisë pas pak
dhe këtu vallëzimi.

KSANTIA

Duhet thënë më saktë, do nisë marria.

FILOKLEONI
*(nis të kërcejë)*

Ja dhe beli si dridhet në vallen plot vrull
dhe dëgjohet dihatja, e rëndë, gjëmuese
dhe kurrizi kërcet.

KSANTIA

Nuk bën keq të pish shpendër.

FILOKLEONI

Dhe Friniku galiç posi gjel na u mblodh...

KSANTIA

Kështu si flet do të të lidhin.

FILOKLEONI

...edhe këmbët i ngriti përpjetë pastaj.

KSANTIA

T'u zbulua, kujdes, prapanica.

FILOKLEONI

Shih tënden!
Ah, sa mirë tani, sa të lehtë e kam
t'i përkul e t'i shtrij të dy këmbët!
Hë, si, nuk të pëlqen?

KSANTIA

Hiç aspak. Marrëzira!

FILOKLEONI

Prit pa ke për të parë se ç'do t'u punoj.
Ç'do aktor që pandeh se ia thotë për valle,
le të vijë këtu e të matet me mua.
Hë, a ka ndonjeri?

Del një valltar shtatshkurtër.

KSANTIA

Ja, shiko tek e ke.

FILOKLEONI

Ç'është ky gjynahqar?

KSANTIA

Një nga djemt' e Karkinit[31],
i mesmi.

---

[31] *Tragjedian i panjohur.*

FILOKLEONI

E ç'e kam un' atë? Një kafshatë!
Me një valle ku grushti valon ja marr shpirtin.
Se për ritëm s'ia thotë.

*Vjen një tjetër valltar.*

KSANTIA

Pa shih, o i zi,
tek të vjen dhe një tjetër aktor, bir Karkini,
i vëllai.

FILOKLEONI

Për Zeus, një kafshatë e kam.

KSANTIA

Pa shiko tek po vjen dhe një tjetër! Pra tre,
tre të bij të Karkinit si tri karavidhe.

Vjen një valltar i tretë.

FILOKLEONI

Ç'të jetë ky zvarritës? Gaforre? Merimangë?

KSANTIA

Ky ësht', të themi, karkaleci i familjes.
Nuk ta mbush synë, por të than si tragjedian.

FILOKLEONI

Ah, mor Karkin, baba fëmijësh të hatashëm,
ç'na i dërgove si peshqesh këta ferrakë!
Po haj, ç't'i bësh, duhet të ndeshemi me ta.
(*Ksantias*)
Ti hapi sytë, po fitova, kripmi mirë!
*Del në mes të sheshit të orkestrës.*

KORIFEU

Eni, miq, pa vonesë, të hapim pak vend,
le të nëjmë të gjithë mënjanë,
që ata të mos kenë pengesa aspak para nesh të vërtiten lirisht.

*Nis vallja.*

*STROFA VIII*

GJYSMEKORI I PARE

Nisni, par, o bij të detit,
o ju bij zulmëmëdhenj,
vallen merrni përmbi rërë
anës detit inatçor,
o vëllezër karavidhesh!

## ANTISTROFA VIII

### GJYSMEKORI I DYTE

Këmbët hidhini me vrull
dhe me vrull ngrijini lart
si Friniku, që shikuesit,
kur t'ju shohin këmbpërpjetë,
- Oh! - t'ja bëjnë nga habia.

### KORI

Shpejto vihuni në rreth, bini barkut e kërceni,
hidhni këmbët sa më lart e vërtituni si fugë:
At' i tyre[32], detsunduesi, po zvarriset si gaforre,
i magjepsur, i dalldisur pas ferrakëve të tij.
(*valltarëve*)
Por, në daçi, që këtej duke brofur e kërcyer
na përcillni! Askurrkush më përpara s'e ka bërë,
deri jasht' të shoqërojë me vallzim një kor komik.

Kori dhe aktorët largohen duke vallëzuar.

FUND



[32] *Aludim therrës për Kratinin.*





*Aristofani si komediograf është çapitur përsëri deri në kohën tonë dhe ne duam s'duam, përmes ca ritmesh të qëmoçme e pothuaj zanafillore, por sidoqoftë jo aq të huaja, do t'ia ndiejmë atë zërin e tij të çuditshëm, zërin e një kohe që tek e thjeshta gjente gjenialen e të vërtetën, dhe do të rrokim kështu përmes fjalësh befasisht të qarta disa të vërteta, që na shoqërojnë prej kohësh që s'mbahen mend, do të kuptojmë kështu edhe një herë se cilët jemi e sa përpara vërtet kemi bërë.*

BOTIMET TOENA
ISBN 99927 1 374 7